# 1

Atë e priti një grua. Ajo i tha se duhej t'i zbatonte deri më një rregullat e kësaj shtëpie, si gjithë klientët e tjerë, se me vajzat duhej të tregohej i kujdesshëm dhe të mos i shkelte caqet e caktuara, me ndonjë shaka a lëvizje të tepruar.

Vështirë ta quaje hotel atë shtëpi. Dhoma e katit të dytë, ku e shpunë Egutin ishte tetë tatami[1] e madhe. Aty qenë edhe dy dhoma të tjera. Kati i poshtërn ishte edhe më i vogël, pa një sallon pritjeje. Një shtëpi e mistershme. Eguti s'pa njeri tjetër, përveç gruas. Po ajo ç'ishte shërbyese, apo zonjë shtëpie? Nuk e mori dot vesh... Edhe pse klientëve nuk u lejohej të bënin pyetje. Shtatimët, ajo, rrëfente nja dyzetepesë vjeçe. Fliste me një zë rinor, që po t'ia donte puna, mund të tingëllonte edhe i qetë edhe dashamirës. Me ca buzë të holla që i lëviznin çast për çast, edhe pa e këqyrur bashkëfolësin në fytyrë, edhe pa shqiptuar një fjalë. Me sytë e saj të zinj dhe me tërë pamjen e saj s'di se pse të ngjallte një ndjenjë besimi e sigurie. Mysafirin ajo e sajdisi me një çaj të gjelbër e të shiishëm, nga një çajnik, që ziente mbi hibatin e dhomës. Të matura dhe gjithë elegancë, qenë gjestet e saj. Mbi tokonoman e dhomës varej një riprodhim pikture-pasqyrë e një visi të ngrohtë malor, plot me gjethe të kuqërreme panje, punim i piktorit Kavai Gëkudo. Aty s'të mendohej

[1] *Shënimet e fjalëve japoneze jepen në fund të librit (sh.p)*

se mund të të përgjonte ndonjë grackë e frikshme. Pas një mpirjeje, Egudit i vajti gjaku në vend.

- Edhe diçka tjetër, mos u orvatni ta zgjoni vajzën, s'ka për t'i dalë gjumi, sido që të bëni. Gjer të nesërmen në mëngjes, ajo, do të dergjet si e vdekur, pa e njohur partnerin e saj të natës... Gjithsesi, mos u shqetësoni për asgjë, - vijoi gruaja.

Eguti e dëgjoi si një nxënës i bindur. Vajzën e kemi të bukur. Këtu pranojmë vetëm vizitorë të besuar. - Eguti vështroi orën me njëfarë bezdie.

- E sa është?

- Njëmbëdhjetë pa një çerek.

- Po çohem. Tërë pleqtë bien herët dhe po herët zgjohen. Ju bëni si të doni... Gruaja çeli me dry derën e dhomës fqinjë. Si mëngjarashe që ishte, ajo punonte vetëm me dorën e majtë. Eguti nuk ia hiqte sytë, frymë pezull. Tërë dhomën ai e përfshiu me një vështrim. Në këtë e sipër, ndali shikimin mbi shpinën e gruas, mbi një alamet shpendi të rrallë, vizatuar në obin e saj, me ca sy e kthetra si të gjalla, e mu si të fotografuara. U trondit paksa, Jo se shpendi i la ndonjë mbresë të hidhur, po sepse në atë qëndismë të pagoditur, me atë vizatim të stilizuar në atë cohë të verdhë, ai, sikur mishëronte gjithë ftohtësinë e asaj gruaje. Në dhomën ngjitur zotëronte gjysmerrësira. Gjithë po me atë shprehje fytyre e gjithë po me atë timbër zëri, ajo u hodh e foli:

- Për çdo çast pagjumësie, hapet i keni nën jastëk. Natën e mirë, - dhe drynin, e la mbi tryezë, mu para hundës së Egutit.

- A ju ndodhet verë Evrope? - pyeti ai.

- S'mbajmë pije alkoolike, - u gjegj ajo.

- Po vajza aty është?

- Po ju pret, siç mund të presin vetëm bukuroshet e fjetura.

- Ashtu? - Eguti u habit pak a shumë.

Iu kujtuan fjalët e një të panjohuri: s'ka burrë nëne, t'u prishë gjumin këtyre bukurosheve të fjetura. Atëherë nuk e besoi.

- A dëshironi të rivisheni? - Gruaja i dha të kuptonte se ishte gati ta ndihmonte. Eguti heshti:

- A e dëgjon uturimën e valëve? Dhe të erës...

- Uturimën e valëve? -Natën e mirë, - përsëdyti gruaja e doli.

Eguti mbeti vetëm. Brodhi edhe njëherë vështrimin nëpër atë dhomë më se të zakonshme. Mandej shtyu derën ngjitur. Një derë druri pothuaj një metër e gjatë. Ndoshta e kishin vendosur më vonë, pas përfundimit të shtëpisë. I dha karar se edhe murin ndarës po më vonë duhej ta kishin stisur gjithë me qëllimin për t'i bërë sa më të mistershme këto kthina "Bukuroshesh të fjetura". Tërë faqet e murit me të njëjtën ngjyrë ishin, veçse çatmaja ngjante disi më e re.

Eguti mori drynin që ia la gruaja. Një dry i thjeshtë. Ngurronte t'i hynte bukuroshes së fjetur. Dëgjohej shkoqur vrungullima e valëve të detit. Ulërima e erës paralajmëronte një dimër të shpejtë. Përse ajo shtëpizë i ngjalli Egutit plak ndjesinë e pragut të dimrit, kur në dhomë s'bënte ftohtë? Apo mos vallë fajin ia kishte gjendja shpirtërore? Mandej, aty, edhe klima qe e ngrohtë. Eguti sosi aty mbrëmanet vonë, ndaj edhe nuk mundi ta sodiste peizazhin anë e përqark. Po aroma e detit i gudulisi hundët, ama. Shtëpizën e qarkonin ca panja e pisha të një goxha kopshti. Në. sfondin e një qielli murgash, ravijëzoheshin qartë halat e pishave. Zakonisht, këto lloj godinash përdornin zotërinjtë, si vila jashtë qytetit.

Me drynin në dorë, Eguti ndezi një cigare, e thithi nja dy herë, e sakaq e shoi në taketuke: ndezi një tjetër, të cilën e tymosi deri në fund. Ç'ishte vallë, ajo drojë që po e gozhdonte? S'donte të përqeshte shpirtin

e vet, që në ato çaste po i tkurrej. Si rregull, ai pat rrëkëllyer nja dy gllënjka uiski, për të humbur në një gjumë plot ëndrra të papëlqyeshme. I vinin ndërmend shpesh vargjet e një poeteshe të re, vdekur herët nga kanceri:

"Në pagjumësinë e netëve më vizitojnë ca qenë zijoshë të ngordhur, si edhe ca zhaba të ndyta" dhe, sakaq, s’di sepse e krahasoi vajzën e vënë në gjumë, me një qenie të cofur.

Ç'ilaç i kishin dhënë vallë? Vajza e harruar në një gjumë të panatyrshëm dhe letargjik edhe lëkurën e trupit duhej ta kishte të përhimët, edhe sytë - me qemerë të zinj edhe kurrizin brinjëdalë e të dobësuar, mu si ato narkomanet e njëmendta. Përse gërthiste, ashtu, nëpër dhëmbë, me ca mollëza të zhveshura, beter të shëmtuara? Nuk është se gjatë jetës së tij ai s'kishte pasur të bënte me femra antipatike. Dhe çudia është se pikërisht këto femra nuk u harrokan kollaj. Dhe këtu nuk është fjala për pamjen e jashtme të kësaj apo asaj, po te përshtypjet, që kjo apo ajo lë pas vetes. Dhe ca më tepër, tani në pleqëri ai s'do të donte ta gdhinte natën me ndonjë vajzë të pakëndshme. Ky mendim i vetoi në kokë bash në grimën e mbrame. A mund të ketë, vallë, gjë më të neveritshme në këtë botë, se sa një plak, që mendon t'i mbushë orët e natës me një vajzë të fjetur? Mos vallë ai, edhe ndaj kishte ardhur aty, për të zbuluar cakun e kësaj ndyrësie?

Gruaja i foli për ca të besuar, pra gjithë ata që vinin në këtë shtëpi, qenë të "besueshëm". Edhe ai plaku që rrëfeu Egutit për misteret e kësaj godine po në këtë sërë hynte, pra në kategorinë e pleqve që s'bëheshin dot më burra. Domethënë, se edhe Egutin e kishte pllakosur lëngata e impotencës së pleqërisë.

E mësuar me këtë kallëp pleqsh, gruaja ndaj nuk i shfaqi një shenjë respekti dhe asnjë shpjegim nuk i kërkoi. Por e vërteta është se

Eguti nuk ishte kaq i "besuar", se kur e kur, ai, edhe diç mund të qulloste, çka varej nga humori, rrethanat dhe partnerja... Gjithsesi, ai e ndiente se impotenca e pashmangshme pleqërisë po e kërcënonte për ditë e më tepër, se mjerimi i vizitorëve të përhershëm të kësaj shtëpie ishte dhe e nesërmja e tij. Ndaj edhe e kishte ndarë, t'i zbatonte deri në një rregullat e kësaj shtëpie. Atë mund ta konsideroje edhe një klub të fshehtë nate, me ca pak anëtarë. Eguti s'kishte ardhur aty për të demaskuar mëkatet e këtij klubi a për të thyer disiplinën e tij. Nuk ishte edhe fort kureshtar — një simptomë tjetër kjo e ngurtësisë së pleqërisë. Tek u çua, dorëmbështetur mbi tryezë, iu kujtuan fjalët e gruas "Disa mysafirë na thonë se këtu shohin ëndrra të bukura, të tjerë - se u ndërmenden vitet e rinisë".

- Ou! - i shpëtoi Egutit, tek u përball me perdet e allta prej kadifeje. Ndriçimi i mekët i ndizte edhe më fort ato perde e të dukej sikur një vilar i hollë drite davaritej syresh. Egutit iu bë se hyri në një botë fantastike. Perdet mbulonin të katër muret e dhomës. Madje edhe derën. Eguti këqyri vajzën e fjetur. Edhe pse me një frymëmarrje të qetë e të thellë, ajo, prapë, nuk ngjante e fjetur. Një bukuri befasuese vashërore. Eguti u çmerit - dukej fare e njomë, rreth të njëzetave. Flinte mëkrahëzaj, kurmmbuluar. Në kraharorin e Egutit sikur rrahu edhe një zemër tjetër. Pëllëmba e saj e djathtë prehej mbi jastëk, e majta nën kuvertë. Me faqen e saj, ajo kishte zënë vetëm gjysmën e gishtit të madh. Kishte një dorë të bardhë e të butë, me ca gishta të praruar e si të përthyer.

- A do zgjohesh? - pyeti plaku, me dëshirën për t'i prekur dorën, të cilën ia mori dhe e tundi lehtë - lehtë. I soditi për disa çaste fytyrën, vrau mendjen të kuptonte se ç'përfaqësonte, vallë, ajo në jetë. Ishte një vajzë me vetulla të pahequra, me qerpikë të gjatë e të dendur dhe me një

aromë të ëndshme flokësh. Pas pak, dëgjoi sërish shungullimën e dallgëve të detit. I magjepsur, kuturisi të zhvishej dhe vetëm tani e pikasi, se drita e dhomës binte nga tavani; ngriti kokën dhe pa dy llamba elektrike mërtisur me letër japoneze. Ndoshta falë atij dritësimi të ëmbël, kadifeja e allit zjarrmonte aq marrëzisht. Po jo, de jo. Perdet në këtë mes, s'kishin të bënin fare. Atë ngjyrë fytyre, ajo e kishte dhuratë perëndie. Zakonisht, ai flinte në errësirë, ndaj u mat ta fikte dritën, po s'po e shihte gjëkundi çelësin elektrik. Aty i tërhoqi vëmendjen kuverta pushatake e krevatit, me cilësinë e saj të mirë.

Edhe pse e dinte se vajza s'do të zgjohej, ai prapë u fut në kuvertë, me drojën se mos i prishte gjumin. Por ajo, as gjinjtë nuk mbuloi e as këmbët nuk i largoi. Në kësi rastesh, grave u del gjumi menjëherë, në çdo orë të ditës apo të natës. Po ky ishte tjetër gjumë. Tek u shtri, Eguti u mundua të mos i cikte kurrizin. Gjunjët e saj kryq, e bindën Egutin se ajo nuk ishte në pozicion mbrojtës. Dora e vajzës ra në jastëk, sapo Eguti ia lëshoi. E kur ai tërhoqi kah vetja jastëkun, po ajo dorë shkau mbi kuvertë. Bërrylmbështetur, ai vërejti dorën e saj dhe mërmëriti: "Qenka krejt si e gjallë". Që ajo nuk ishte e vdekur, ai e dinte, po me këto fjalë, që s'di pse patën ashtu një kumbim zindjellës, ai shprehu adhurimin e tij të thellë ndaj asaj krijese. Kjo vajzë e vënë në gjumë, për të cilën nocioni kohë nuk ekzistonte më, ç'qe zhytur, vallë, në një humnerë të ngjashme me vdekjen? Ajo s'mund të ishte një kufomë, por e kishin shndërruar në një lodër, vetëm e vetëm, që të mos i bënte me turp pleqtë impotentë. Madje mund të thuhet se ajo ishte vetë jeta për këta lloj pleqsh. Ishte një jetë, të cilën ata mund ta shijonin paqësisht. Për Egutin, me atë hipermetropinë e tij pleqërore, ajo dorë, aty fare pranë, ishte sa e dashur, aq edhe e hijshme. Edhe lëkurën nuk ia shihte dot me syze, por me të prekur e mori me mend se e kishte të

lëmuar. Sikurse majat e gishtave të dorës, dhe bulëzën e veshit ia përshkonte tej për tej një ngrohtësi e trëndafiltë. Ajo bulëzë trëndafili, që mëtohej përmes flokëve dhe ajo freski vashërore, e mallëngjyen gjer në dhimbje Egutin plak. Ishte për herë të parë në atë shtëpi të mistershme, po sakaq, e nuhati se të moshuarit impotentë, aty përjetonin gëzime dhe hidhërime, ku e ku, më të fuqishme.

Ishte një vajzë flokëgjatë. Mbase ndaj dhe nuk i kishte prerë, që klientët - pleq të luanin me flokët e saj. Eguti mbështeti kryet mbi jastëk dhe nisi t'i shpupuriste flokët, gjersa i zbuloi veshin, mes një lëkure të bardhë. Qafa dhe supet e saj, pa atë rrumbullakësinë e lezetshme të një femre të pjekur, flisnin për një pafajësi të padiskutueshme. Eguti këqyri andej-këtej. Pa vetëm rrobat e tij, në një kanistër të veçantë, të vajzës nuk ia zuri kishte marrë ajo gruaja, apo kishte hyrë në dhomë pisk e lakuriq? Një pandehmë që e rrënqethi Egutin. I mbuloi me kuvertë shpatullat, mbylli sytë dhe, befas, në aromën e vajzës ai ndjeu, sakaq, mirëzën e një fëmije gjiri. Dhe kjo amëz ishte më e ëmbël dhe më e fortë se erëmimi i vet vajzës.

- E pamundur!... S'donte ta besonte, se dikur kjo vajzë mund të kishte lindur fëmijë dhe ta kishte mëkuar me qumështin e gjirit. I këqyri ballin, faqet, mjekrën dhe tërë lakesën çupërore të gushës së saj. Dhe nuk u përmbajt, pa i zbuluar gjoksin dhe shpatullat. Jo, jo ata gjinjtë e saj të gurtë s'kishin parë kurrë buzë fëmije. Mos vallë, ky s'qe veçse një halucinacion i vetëtimtë? Apo mos ajo aromë buronte nga ndonjë plagë në zemrën e tij të zbrazët? Ballë për ballë arsyetimesh të tilla, Eguti u tret në ca mendime brengësjellëse mbi vetminë. E rrëmbeu një ligështi sfilitëse - bashkëudhëtare e pashmangshme e pleqërisë që po e mësynte. Mandej e pushtoi një dhembshuri e përdëllim ndaj kësaj vajze, tërë ngrohtësi rinore. Dhe aty e pas pak, Egutit iu bë se në atë kurm vajze

jehuan ca tinguj muzike që ia hoqën atë vetëdije të fortë faji, që po e torturonte. Një muzikë tërë afshe dashurie.

Eguti kundroi tërë muret e dhomës, me synimin për t'ia mbathur, veç s'po e fiksonte dot derën nën perden e kadifenjtë, që nën dritën e tavanit ngjante e hollë dhe e palëvizshme. Ajo perde sikur kishte kyçur aty brenda jo vetëm vajzën e fjetur, por edhe plakun.

- Hë do të zgjohesh apo jo? Eguti e preku vajzën nga supet dhe e shkundi, mandej i ngriti paksa kryet. - Hë, do të zgjohesh apo jo?

Dalldisi të përleshej me vajzën e fjetur. S'mund të pajtohej më me gjumin e saj, me memecërinë e saj, me shurdhërinë e saj dhe me faktin se ajo s'po e merrte vesh, që pranë saj, në ato çaste ndodhej një njeri me ernrin Eguti. Asnjë grimcë e qenies së tij s'po depërtonte dot në zemrën e saj. Ajo s'po zgjohej. Plaku ndieu mbi dorën e tij rëndesën e kokës së vajzës së fjetur. Vetëm një dridhje e lehtë vetulle dëshmoi për frymëmarrjen e saj. Eguti nuk e ngau me dorë. Sikur vajzës t'i dilte gjumi, do të sqarohej edhe e fshehta e asaj shtëpie, ku, siç i pat thënë në mirëbesim plaku Kiga, ngjante si "enigmatiku Buda". Një femër e gremisur honeve të një gjumi plumb të rëndë, për pleqtë e "besuar" nuk ishte veçse një karrem tundimi, rreziku a kënaqësie, të cilit ata mund t'i afroheshin pa u frikësuar. Plaku Kiga i pat thënë, se ai dhe moshatarët e tij vetëm atëherë ndiejnë të rrahura zemre, kur gjenden pranë një vajze të fjetur. Kur ishte një ditë te Eguti për vizitë, Kiga seç ajgëtoi diçka të kuqe mbi një shtresë myshku të përtharë vjeshte dhe pyeti: "Po ajo atje, ç'është"? - dhe, sakaq, shkoi të shikonte. Qenë ca kokrra të rëna aoke. Kiga mori njërin syresh dhe e vërtiti gishtave të dorës, duke treguar historinë e shtëpisë së mistershme. Mes të tjerash, ai, tha se atje përplasej, kur nuk e donte më dëshpërimin e pleqërisë. "Prej kohësh më kanë zhgënjyer gratë. Me lloj-lloj marifetesh, tani femrat vidhisen në

një gjumë kaq të thellë sa nuk i zgjon dot edhe sikur të kapësh qiellin me dorë".

Mos vallë këto vajzat e fjetura, këto vuve, qenë bashkëbiseduese më të mira për ata pleq, që nuk u bënin dot gjë grave të zakonshme? Eguti sot po shikonte tamam një vajzë të tillë. Afërmendsh, asaj, në këtë e sipër, disa pleq i kishin qarë me ngashërim fatin e tyre, të tjerë, i kishin ledhatuar trupin dhe, në të gjitha rastet, vajza kishte qenë memece dhe shurdhe. Me zellin më  të madh, si të kishte të bënte me një send të brishtë, Eguti tërhoqi dorën që poshtë kokës së saj, gjithë me ëndjen për ta zgjuar, me çdo kusht. Ajo u kthye me fytyrë kah tavani. Eguti u praps, në një pritje se mos zgjohej. Vajza shpuri dorën e majtë te goja. Mos vallë flinte me gishtin në gojë? Por ajo vetëm sa preku buzët dhe e uli sërish dorën. Paskëtaj, çeli buzët, aq sa i dolën dhëmbët e bardhë. Nisi të gulçonte. "Mos i dhemb ndonjë pjesë e trupit, u shqetësua Eguti. - Jo, nuk e besoj". - Buzët ia përshkoi një drithërimë, si një buzëqeshje. Gjëmimi i dallgëve shtohej e shtohej. Ajo zhurmë deti e nxiti Egutin të përfytyronte vistrën e gjatë të shkëmbinjve, nën bregun e thiktë. Uji hovte mes tyre, për t'u kthyer mbrapsht, me ca pak vonesë. Tani që vajza dihaste me gojë, Eguti u bind se fryma e saj s'vinte erë qumësht gjiri. Atëherë, përse e kishte ngatërruar aromën e saj me erëmimin e qumështit të gjirit? Për arsyen e thjeshtë: ai kishte parë tek ajo vajzë mishërimin e përsosmërisë femërore...

Nipat e Egutit që prej kohësh s'kundërmonin më qumësht gjiri. Tri vajzat e martuara e kishin bërë me nipër. Dikur, edhe të bijat i kishte mbajtur hopa. Nuk i dilnin nga mendja këto çaste. Mos vallë brerja e ndërgjegjjes e shtrëngoi të kujtonte amëzën qumështore të vogëlushëve të dashur? Jo, me siguri, ky qe një kujtim zemre, mbushur tërë përdëllim ndai vajzës së fjetur. Erguti u tendos në shpinë dhe mbylli

sytë. Më mirë të kishte marrë një nga ato hapet e nënjastëkut, që padyshim qenë, ku e ku, më të buta se ilaçi që i kishin dhënë vajzës. Pra, ai do të zgjohej para saj. Përndryshe, tërë misteri e magjia e kësaj shtëpie do të davariteshin, njëherë e përgjithmonë. Mori nga nënjastëku dy hapet e bardha, mbështjellë me letër. Po të gëlltiste njërën, do ta zinte një dremkë dehëse, të dyja - do ta përpinte një gjumë i thellë vdekjeje. Duke vështruar tabletat, erdhën ndërmend dy raste nga jeta e tij, që në një mënyrë a në një tjetër lidheshin me qumështin e gjirit. Njëri ishte i hidhur, tjetri-çmendurak.

- Po kjo ç'është, aromë qumështi apo fëmije? - Tek paloste petkat e hedhura të Egutit, ajo u prish në fytyrë dhe, e pezmatuar këqyri Egutin: - Para se të dilje nga shtëpia ke mbajtur hopa çupën tënde, apo s'është kështu? - pyeti ajo me duart që i fërgëllonin.

- Tmerr, tmerr! - Ajo u çua dhe i flaku tej veshjet e Egutit. - Tmerr. Eglendiset me fëmijën e tij dhe mandej më vjen këtu. - Fytyrështrembëruar prej një grimase zernërimi, ajo vikaste me sa fuqi kishte. Atë femër të hijshme Eguti e njihte që prej vitesh. Ajo e dinte se ai ishte baba fëmijësh, po ninëza e foshnjës së gjirit i shkaktonte një krupë të padurueshme dhe një xhelozi therëse. Që prej asaj dite ata nuk u panë më me shoshoqin.

Hejshën e acaronte erëmimi i çupës së vogël të Egutit, fare kërthi atëherë. Para se të martohej, ai kishte patur marrëdhënie me një vajzë tjetër, prindërit e së cilës nuk e honepsnin dot. Takimet e tyre të rralla, zakonisht përfundonin në grindje e shamatë. Një ditë tek u shkëput nga përqafimi i saj, Eguti shqoi në gjirin e të dashurës, m'u afër thimthave, ca njolla gjaku. U tremb po nuk e dha veten, e pushtoi sërish më me afsh akoma, për t'i thithur pikat e kuqe. E trullosur ledhatimesh,

vajza nuk e vuri re këtë gjë. Pas fashitjes së pasioneve, Eguti i tregoi, po doli se ajo s'kishte ndier asnjë dhimbje.

Një çudi për t'u çuditur! Përse iu ndërmendën tani këto dy raste të largëta? Mos vallë ato kujtime të paharruara i sollën aty, para vashës së fjetur, aromën e qumështit të gjirit?

Shpeshherë thonë: "Kjo ka ndodhur vite e vite të shkuara", veçse lipset të kemi parasysh se kujtimet janë pjesë përbërëse e jetës sonë, pavarësisht se kur ndodhin: sot apo mot. Një kujtim i gjashtëdhjetë viteve të kaluara mund të ruhet më i freskët e më i gjallë se një tjetër, i djeshëm apo i pardjeshëm dhe sa më tepër plaket njeriu, aq më dendur ndodh kështu. A nuk është e vërtetë vallë se vitet e fëmijërisë brumosin karakterin e njeriut dhe përcaktojnë deri diku edhe të ardhmen e tij? Kujtimin e atyre pikave të gjakut, ai e ruajti për tërë jetën, si një dhuratë të asaj vajze; jo njëherë e dy, ai kujtim i pat shërbyer si një gurrë e pashtershme energjie.

Në ato çaste Egutit iu fanit edhe e shoqja e një drejtori të një firme të madhe, një mesogrua e mençme, me lidhje të gjera. Iu kujtua tirada e saj e zjarrtë:

- Mbyll sytë para gjumit dhe rrekem të numëroj burrat, që s'më kanë bezdisur me të puthurat e tyre. I numëroj me gishtat e dorës. Po të më dalin më pak se dhjetë, brengosem dhe ndihem i vetmuar. - Ia tha këto fjalë tek kërcenin nën tingujt e një valsi. Papritmas, Eguti i liroi dorën dhe e pyeti nëse përfshihej edhe ai në këtë dhjetëshe.

- Unë s'bëj veçse një numërim, - u përgjigj ajo moskokëçarëse. - Jeni ende djalë i ri dhe po t'u kaploj vetmia në shtratin bashkëshortor, përqafoni gruan. Sidoqoftë, provojeni njëherë. Hera-herës, kjo mua më shërben si ilaç i mirë.

Zëri i saj tingëlloi i ftohtë dhe Eguti nuk ia zgjati. Gruaja kishte thënë: "unë s'bëj veçse një numërim", por ai dyshoi se mos, në këtë e sipër, ajo vizatonte në imagjinatën e saj fytyra e trupa meshkujsh, si edhe gjithfarë skenash erotike. Dhe, sakaq, atij hopi ai ndjeu forcën epshndjellëse  të parfumit të asaj femre, që e kishte lënë pas pranverën e moshës. Vetëm ajo e dinte nëse i përhihej Eguti para gjumit, ai as mund ta pengonte e as mund t'i shprehte pakënaqësinë. Por ama, nuk iu duk e drejtë, që, pa dijeninë e tij, ai të shërbente si një mjet zbavitës për një mesogrua. Sidoqoftë, e vërteta është se edhe sot e kësaj dite nuk i dilnin mendje fjalët e saj. Më pastaj, ai, i dha karar se gjithë atë mesele, ajo e kishte trilluar thjesht për ta ngacmuar e koketuar me Egutin, asohere ende nje djalë i ri dhe, akoma më vonë, në kujtesë i mbeti vetëm triada e saj. Tanimë ajo kishte vdekur dhe Eguti nuk e vinte më në pikëpyetje shprehjen e saj. Një grua e urtë para se t'i linte lamtumirën kësaj bote, numëronte të puthurat e qindra meshkujve. Me afrimin e pleqërisë, nëpër netë pagjumësie, Egutit i ndërmendeshin, kur e kur, fjalët e saj dhe me gishtat e dorës, ai njihte jo vetëm femrat që do t'i kishte puthur me dëshirë, por edhe ato, me të cilat kishte patur marrëdhënie të ngushta. Dhe kësaj nate aroma qumështore e bukuroshes së fjetur i rikujtoi shëmbëlltyrën e një dashurie vitesh e vitesh të perënduara. Apo mos kishte ndodhur e kundërta - ato pika gjaku mbi gjoksin e të dashurës, i sollën aromën që i mungonte vajzës së fjetur? Pranë bukurosheve të fjetura pleqtë gjenin ngushëllimin e trishto, tek përmendeshin mikeshat e dikurshme, që kishin ikur, për të mos u kthyer më kurrë. Në shpirtin e Egutit vërshoi një valë e ngrohtë paqeje, përzier me një brengë vetmie. Çiku me majat e gishtave gjinjtë e vajzës, për t'u bindur në ishin a jo të flashkët. Nuk iu shpif mendimi i marrë t'ia gjakoste, gjer në atë farë feje, sa vajza të tromaksej, kur të zgjohej të

nesërmen në mëngjes. Te bukura i kishte sisët ajo vajzë. Si mund të shpjegohej fakti, arsyetoi Eguti, që në tërë evolucionin e gjatë të qenieve të gjalla, vetëm përfaqësueset e racës njerëzore mundet të kenë një trajtë kaq të shkëlqyer gjiri? Dhe a nuk ishte historia e gjirit të femrës arritja më e madhe e historisë njerëzore?

Po kështu edhe buzët e saj. Eguti rikujtoi ca gra të lyera e të përlyera; pa të kuq buzësh, disa syresh ngjanin të zbehta, të drobitura e të venitura. Nën dritën e mekët të tavanit dhe nën reflekset e perdeve të kadifenjta, nuk e përcaktoje dot nëse vajza që kishte pranë lyhej, por vetëm një gjë ai nuk e diskutonte: qerpikët e saj nuk e njihnin kozmetikën. Siç duket, ajo ende nuk i njihte marifetet e freskimit të gojës me lloj-lloj lëndësh aromatike, ndaj Eguti ndjeu vetëm erën e frymëmarrjes së saj. Nuk i pëlqenin thithmat e mëdha dhe të errëta, por shyqyr zoti, vajza ato i kish të vogla e me një trëndafil të çelur. Shtrirë me kurriz, siç ishte, ai edhe mund të prekte vajzën. Nuk ishte nga ato, që s'të tërhiqte për ta puthur. Nëse Eguti po shkrihej aty kënaqësie, ç'mund të thuhej për pleqtë e rrëgjuar, që s'kursenin as qimet e kokës dhe merrnin në sy çdo rrezik, vetëm e vetëm që të shijonin hiret e bukurosheve të fjetura? Ka edhe pleq neqezë, nënëriti Eguti. Po në jetën e përditshme vajza po këtë fytyrë kishte? Apo ishte e shëmtuar dhe e shpëlarë? I ndërpreu hamendjet për shkak se vajza e fjetur po e ngashënjente çdo çast e më tepër. A nuk ndryshonte, sadopak, Eguti nga pleqtë e tjerë edhe për faktin se ai ende dinte të sillej demësisht, siç i kishte hije një burri të vërtetë? Klientët e përhershëm e kishin të domosdoshme që vajza të flinte gjithë natën e natës, si e vdekur. Kurse Eguti plak u orvat nja dy-tre herë ta zgjonte, me lezet. Donte me çdo kusht që ajo të përmendej, paçka se as vet nuk e  dinte se ç'do të bënte

sikur vajza të zgjohej. A mos tërë këtë përçapje e bënte për shkak të një ndjenje frike e zbrazëtie që po i kanosej?

- A nuk ia këpus edhe unë gjumit? - dëgjoi ai mërmërimën e vet, edhe pse fare mirë mund të fliste me zë të lartë. Dhe shtoi: - Se s'do ta kemi gjumin e vdekjes, de. As unë e as ajo... Pas kësaj nate të pazakontë, sikurse gjer më sot, në të gdhirë ajo do të zgjohet e do të rrojë, - arsyetoi Eguti, symbyllurazi.

I mori njërën dorë dhe ia ndehu përgjatë kurmit. I mati pulsin që i rrihte me një ritëm të ëmbël dhe të rregullt. Frymëmarrjen e qetë, aio, e kishte më të ngadaltë se të Egutit. Kur e kur, era fërshëllente mbi pullaz, veç pa ato zëra dimri, që ishte në udhë e sipër. Uturima e dallgëve edhe pse disi më e zbutur, prapë të shurdhonte. Në një hop, ajo uturimë iu duk si një muzikë, që jehonte në trupin e vajzës e mandej përshkonte pulsin dhe zemrën e saj. Mu para qepallave të puthitura të Egutit, nën kadencën e kësaj muzike, nisi vallëzimin një fluturzë e bardhë si dëbora. Eguti shtangu. Iu kujtuan ato pak ditë kur ia mbathi nga Hokuriku për në Tokio, së bashku rne atë mikeshën, të cilën e bëri me gjak. Ndoshta ngrohtësia e vajzës së fjetur, ia ndolli ato kujtime... Rruga e hekurt çante përmes një mori tunelesh të vegjël dhe sa herë që treni hynte në një tunel, vajza tutej, ngjishte gjunjët pas Egutit i rrokte dorën. Dhe në të dalë tunelesh, përmbi bregore e gjireve të vegjël, syri i zinte mizëri ylberesh. Vajza këlthiste e çmeritur, i gëzohej çdo ylberi, sado i tejpashëm që të ishte ai: "Oh, ç'mrekulli", "Oh, ç'bukuri!" Ajo bridhte vështrimin sa majtas e djathtas dhe mëtonte ca ylbere aq të mekët, sa vështirë se mund t'i merrje si të tillë.

Dhe gjithë atë bollëk, sa vështirë se mund t'i merrje si të tillë. Dhe gjithë atë bollëk marramendës ylberesh, ajo e mori si një ogur të keq. Po sikur të na zënë? Po sikur të na kapin, me të zbritur në Kioto?

Dhe mandej s'do më lënë më të dal shtëpie... I porsaemëruar në punë, fill pas mbarimit të universitetit, Eguti e dinte se në Kioto s'do të kishin asnjë të ardhur, ndaj aty nuk u mbetej veçse të vrisnin veten o të ktheheshin sërish në Tokio. Tek sodiste ylberet, Egutit i dilnin parasysh viset më intime të kurmit të saj, që e kishin lënë pa mend në një takim dhomave të një hoteli, atje buzë lumit Kanaxava. Asaj nate qëmtonte një dëborë e imët. Eguti, ende djalë i ri, u prek aq shumë, sa iu zu fryma dhe sytë iu përlotën. Paskëtaj, për vite të tëra, ai nuk hasi tek asnjë femër tjetër një virgjëri dhe dëlirësi të tillë. Tani i dukej sikur e kuptonte më mirë thelbin e çiltërsisë si edhe faktin që një vajzë fizikisht e virgjër nuk mund të mos jetë edhe shpirtërisht e tillë. "Budallallëqe!" - shpotiti ai vetveten, por ama ai kujtim ishte bërë një realitet në rrjedhën e synimeve të tij dhe i mbeti në zemër për të mos u shlyer më kurrë. Një mik i prindërve të saj e gjeti vajzën në Kioti, e mori dhe e shpuri në shtëpinë atërore, ku nuk mënuan ta martonin.

Një ditë prej ditësh, ata u takuan rastësisht anës së liqenit të Sinobaxit, në parkun Ueno. Vajza mbante hopa një fëmijë me kapuç leshi në kokë. Atëkohë lotueset e atij liqeni kishin filluar të vyshkeshin. Shtrirë bri vajzës së fjetur, Eguti mendoi se mos ajo fluturzë e bardhë, që po kërcente para syve të tij të mbyllur, kishte dalë po nga ai kapuç i bardhë në kokën e fëmijës. Atje, buzë liqenit ai i bëri asaj vetëm ca pyetje: ".A je e lumtur? Ajo u përgjigj: flakë për flakë! "Po". E si mund t'i përgjigjej ndryshe?

"Pse ke ardhur këtu vetëm me fëmijën?" Pa ia hequr vështrimin Egutit, ajo bëri sikur nuk e dëgjoi këtë pyetje të çuditshme.

- Vajzë apo djalë është?

- Sigurisht që vajzë. A nuk e shikon?

- Mos e ke gjë me mua?

- Jo, jo, dhe me sytë që i xixëlluan të egërsuar, vajza mohoi me krye.

- Në e ke me mua, mbylle, pas njëzet vjetësh, po deshe, fol.

- Të thashë njëherë. E di që të kam dashur, po lëri dyshimet se lëndojnë fëmijën.

- A thua? - Vogëlushen ai nuk e begenisi ta shihte, kurse figurën e saj e vrojtoi një valë herë të gjatë, tek largohej. Diku, atje tej, ajo ktheu kryet e mandej vazhdoi rrugën me një hap të nxituar. Ky është takimi i tyre i fundit. Egutit i ra në vesh se ajo kishte vdekur para dhjetë vjetësh. Mjaft të afërm, shok e miq, kishin shkuar në botën tjetër, por ninëza e asaj vajze të pashoqe, natë e ditë, e ndiqte këmba-këmbës. Tani atë po e treste dheu, me gjithë mirësitë dhe virtytet e saj. Edhe pse i vinte rëndë, prapë, ajo, e lejonte Egutin t'i shihte edhe nishanet më të fshehta të kurmit të saj që dashje pa dashje, e bëjnë të gjitha gratë. Ajo nuk e dinte se sa e pasur ishte shpirtërisht dhe s'kishte se si ta dinte derisa nuk e zhbironte dot vetveten.

Në Kioto, aty ndaj zbardhëllimit, ata morën monopatin e korie bamburie. Nën rrezet e diellit mëngjesor, gjethet e lara si me argjend, fërfërinin me përtesë. Tani në pleqëri, fletët e bambusë, ai i përfytyronte të holla, të brishta dhe tërësisht të argjenduara. Edhe trungjet e bambusë, po ashtu, pandehte, si të derdhura në argjend. Anës shtegut jeshilonte një larushi e tërë bimësie, thuajse qenë ngatërruar stinët e vitit. Lanë zabelin e bambusë dhe hoqën përpjetë një përroi të kulluar, gjersa u përballën me një ujëvarë zhurmëmadhe dhe me një vajzë lakuriqe mes stërkalash vezulluese. Një skenë ireale, po ja që Egutit, pikërisht një asisoj tabloje i doli përpara. Hove-hove, tek sodiste pishat bukuroshe rrethinave të Kiotës, Egutit i kujtohej ajo mikeshë. Veçse,

kurrë asnjëherë, ai nuk e kishte parë aq të gjallë me sytë e mendjes, si kësaj radhe. Mbase për shkak të vajzës së re që po flinte aty pranë.

Egutit plak iu arratis fare gjumi, le që tani as vetë s'donte t'i mbyllte sytë. Sepse s'donte të kujtonte ndonjë femër tjetër, pas asaj të ylbereve. Edhe nga vajza e fjetur hoqi dorë për një çast. U shtri barkazi dhe mori hapet nga nënjastëku. E ç'ishin këto në krahasim me ilaçin që i kishin dhënë vajzës? Pas një çasti ngurrimi, Eguti gëlltiti vetëm njërën, shoqëruar me një gotë të madhe uji. Kur e kur, ai, pinte edhe një çikë verë, për të fjetur sa më rehat. Zakonisht, hapet nuk i përdorte, ndaj edhe gjumi e zuri kaq shpejt. I doli në ëndërr një grua me katër këmbë e dy duar. Dhe çudia ishte se Egutin ajo e përqafonte dhe e shtrëngonte vetëm me këmbët e saj. Ai u zgjua i frikësuar, me mendimin, se një femër me katër këmbë mund të ishte më interesante dhe më joshëse se një tjetër, me dy këmbë dhe se burimi i këtyre lloj ëndrrave ishte ilaçi që kishte pirë. Vajza i ktheu shpinën dhe ngjeshi vithet pas tij. Eguti u pezmatua ngaqë kokën e saj nuk e kishte më afër. Në një dremkë të ëmbël, ia gafrroi dhe ia hallakati flokët përmbi shtrat, thuajse do t'ia krihte me gishtat e dorës dhe sërish humbi në gjumë. Endrrën e dytë e pati veçanërisht rrënqethëse. Sikur në pavijonin e një spitali e bija i lindi mostër. Ai u zgjua dhe s'po merrte vesh se ku qëndronte përçudnimi i fëmijës dhe nuk kishte fort qejf që ta merrte vesh atë mynxyrë. Fshehur pas një perde të bardhë në shtëpinë e lindjes, e ëma zuri ta therte e ta copëtonte foshnjën e porsalindur. Që ta flakte, mandej kushedi se ku. Pranë, ajo kishte edhe një mjek me bluzë të bardhë, një mik të Egutit. Ky ishte po aty, dhe bënte sehir, dhe në këtë e sipër, i sfilitur makthesh, i doli gjumi. U habit me perdet e kadifenjta, varur mureve. Zuri kokën me duar dhe fshiu djersën e ballit. Po ç'qenë këto ëndrra të llahtarshme. Mos vallë në hapet e asaj shtëpie fshihej ndonjë

shpirt i keq? Ai kishte ardhur këtu në kërkim të kënaqësive çoroditëse dhe ëndrrat që po shihte qenë po kaq çoroditëse. Cila nga tri të bijat i kishte dalë në ëndërr? As që u interesua për këtë. Se që të tria kishin lindur fëmijë normalë e të shëndetshëm.

Sikur të mundej, Eguti do të çohej dhe do therte nga sytë këmbët. Përpiu edhe një hape tjetër, për t'u zhytur sa më thellë gjumit. Uji ftohtë i gotës i rrodhi tatëpjetë fytit. Vajza flinte shpinëkthyer. Ndoshta edhe ajo mund të lindte, herët a vonë, ndonjë fëmijë torollak e të shëmtuar. Me këtë mendim në kokë, Eguti i preku supet e hajthme.

-Sillu nga unë, - dhe si ta kishte dëgjuar, ajo, ia plotësoi dëshirën.

Papritmas i vuri dorën mbi kraharor dhe këmbët që i fërgëllonin së ftohti i shtrëngoi pas këmbëve të Egutit. Ofshani, s'di me gojë a me hundë.

- Mos po sheh edhe ti ndonjë ëndërr të keqe? Dhe sakaq, ai u batis në një gjumë plumb të rëndë.

## 2

Eguti nuk e kishte menduar se mund ta vizitonte sërish shtëpinë e bukurosheve të fjetura. Pas dy javësh, telefonoi e pyeti se a mund të dukej nga mbrëmja. Po ajo gruaja iu përgjigj. Në dorezë zëri i saj kumboi si një mërmërimë e akullt shkretëtire.

- Sikur të niseni tani, kur mund të sosni këtu? - pyeti ajo.

- Para njëmbëdhjetës, besoj.

- Në këtë kohë vajzën nuk e gjeni në gjumë.

Eguti heshti i habitur.

- Pas orës njëmbëdhjetë të jeni këtu. Ndonëse ajo fliste me një ton të shtruar, Egutit iu shpeshtuan të rrahurat e zemrës.

- Dakord. - Iu tha pështyma. U mat ta pyeste se a mund ta gjente vajzën zgjuar. Por, sakaq iu pre goja, kur iu ndërmendën ligjet e rrepta të asaj shtëpie. Ca ligje të dyshimta që duheshin zbatuar me hir e pahir. Se po të shkeleshin, qoftë vetëm edhe një herë, ajo shtëpi rrezikohej të shndërrohej në një bordello të rëndomtë, mandej s'do të kishte asgjë të përbashkët me ëndrrat dhe dëshirat e trishta të pleqve. Eguti u step kur i caktuan orën e mbërritjes. Nuk e quante ndonjë mëkat të madh që nuk e kishte ndrydhur dot ngasjen dhe që atje mund të shkonte me vonesë a para kohe. Nuk i pëlqente të ishte si klientët e tjerë të asaj shtëpie, se nuk ishte po aq plak sa edhe ata. Gjithsesi, nata e parë, gdhirë aty i kishte lënë kujtime të mira. Edhe pse i vetëdijshëm që po nëpërkëmbte

parimet e tij morale, pati përshtypjen se kurrë ndonjëherë në jetën e tij, s'kishte ushqyer një ndjenjë kaq të çiltër, si ndaj asaj bukurosheje të fjetur. Për këtë u bind kur u zgjua të nesërmen. Nën ndikimin e gjumëndjellësit Eguti fjeti më shumë se zakonisht, gjer në tetë. Pa e prekur kurmin e vajzës së fjetur, ai u kënaq me ngrohtësinë e saj rinore dhe me aromën e lehtë të shtatit të saj. Ishte një zgjim tepër po tepër i këndshëm.

Vajza flinte me fytyrën ndaj tij. Me kryet paksa përpara, ç'ka e bënte, që mbi freskinë e gushës mjelmore t'i përvijohej një rremb gjaku e me flokët e gjatë, zgafulluar mbi tërë jastëkun. Eguti plak hoqi vështrimin nga buzët e saj të bukura dhe tek nisi t'i këqyrte vetullat dhe qerpikët, s'di sepse e ndau se kishte të bënte me një virgjëreshë. Sytë e tij pleqësorë s'mund t'i asgjësonin veçmas çdo qerpik a fije vetulle. Ai nuk i shqoi as lëkurën pushatake, me një shndritje tërë butësi fisnike. Një lyth nuk i doli në tërë fytyrën e në tërë gushën e saj. Befas, Eguti ndjeu një përdëllim të thellë ndaj kësaj bukurosheje të fjetur. Tanimë kishte harruar edhe mëkatet e natës; pati një mbresë qesharake, sikur vajza po i përgjigjej me të njëjtën ndjenjë. Ia gjeti me tahmin gjinjtë dhe ia shtrëngoi lehtas, me pëllëmbën e dorës. Një ndjesi e pabesueshme lindi, sikur preku gjoksin e së ëmës, para se ajo ta ngjizte në barkun e saj. Eguti tërhoqi dorën, po ajo ndjesi i mbeti, për t'u përhapur mandej, lart e më lart, deri te shpatullat. Në dhomën ngjitur u dëgjua gërvima e fusumës, që u çel.

- Qenkeni zgjuar? - pyeti gruaja. - Sillën e keni gati.

- Po, - u gjegj Eguti, i befasuar.

Agimi depërtonte nëpërmjet kanateve dhe njolloste perdet e kadifenjta me njolla drite.

- A mund t'ua sjell këtu?

- Po.

Mbështetur mbi njërin bërryl, Eguti ledhatoi rne dorën tjetër flokët e bukuroshes së fjetur.

E dinte se aty mysafirët i zgjonin para vajzave.

Gruaja i shtroi sillën, pa ngut. Edhe sa do të flinte vajza? Një pyetje e ndaluar kjo. Me një pamje indiferente ai vërejti:

- Ç'vajzë e dashur.

- Po. A patë ndonjë ëndërr të bukur? - Ajo më tregoi mjaft ëndrra të bukura.

Gruaja ndryshoi temën e bisedës.

- Edhe era edhe deti reshtën në të gdhirë. Një vjeshtë përnjimend e artë.

Eguti erdhi pas dy javësh në këtë shtëpi, pa atë kureshtjen e parë, me një ndjenjë më të madhe turpi, me një ndërgjegje më të vrarë dhe me një turbullim më të dukshëm shpirtëror. Padurimi iu shndërrua në një tundim magjepsës.

E priti po ajo gruaja. Po ai riprodhim pikture mbi tokonoman. Po ai çaj i gjelbër. Veçse Egutit i rrihte zemra më me furi se natën e parë. Eguti vështroi peizazhin me gjethe të kuqe panje dhe u hodh e foli:

- Këtu edhe klima është e butë. Gjethet zverdhen pa u kuqëluar; errësira s’më la të shihja kopshtin jashtë.

- Ashtu? - ia pat gruaja moskokëçarëse. - Ftohtë. Prura një kuvertë elektrike. Temperaturën mund ta rregulloni sipas dëshirës.

- S'më kanë zënë sytë ndonjëherë asi kuvertash.

- Mund edhe të mos e përdorni. Vajzën ma kini kujdes!

- Një kuvertë me dy çelësa. Sikush e rregullon temperaturën për hesap të vet.

- Qenka interesante.

- Helbete, mall Amerike. Edhe një herë: amanet vajzën.

Eguti heshti.

- Sonte keni një vajzë me përvojë.

- Si?

- Edhe të bukur. Se po të ishte e shëmtuar edhe mund t'i punonin ndonjë rreng.

- Domethënë s'qenka ajo e natës së parë?

- Jo, jo. S'donit t'i këmbenit?

- S'jam kaq sevdalli.

- Sevdalli? Ç'hyn këtu kjo fjalë. - Ajo nënqeshi me një fije ironie. - Klientët tanë shquhen për besueshmëri dhe korrektesë.

Ajo grua buzëhollë fliste pa e këqyrur Egutin në sy. Ai u drodh, pa mundur t'i përgjigjej. Mos vallë po fjalosej me një padrone cinike dhe gjithë përvojë të një shtëpie publike?

- Sevdalli a kushdo qofshi, për vajzën njësoj është. As sot e as mot, ajo, s'ka për të marrë vesh se kush jeni. Ndaj është e kotë që ta zgjatni këtë muhabet...

- Keni të drejtë. Në këtë mes s'kemi të bëjmë me marrëdhënie normale njerëzore.

- Dac plak, dhe na dashke marrëdhënie "njerëzore" me një vajzë të fjetur...

- Mos vallë i mohoi të drejtën e njeriut të bredhë lule më lule? - Gruaja u zgërdhi si një çupëlinë. - Meqë ajo vajza u paska pëlqyer aq shumë, mund ta vë në gjumë posaçërisht për ju, herën tjetër, ama jam e bindur se kjo e sotmja do t'u pëlqejë, ku e ku, më tepër.

- Vërtet? E cilësuat me përvojë... E ç'i hyn në punë përvoja një vajze të fjetur?

- Hm... - Gruaja u çua, hapi derën e dhomës fqinjë, së cilës i hodhi një sy, mandej ia dha çelësin Egutit. - Natën e mir.

Eguti mbeti fillikat. Mbushi çajnikun me ujin e kanës dhe zu të gjerbte çaj. Gota i dridhej në dorë: "Unë s'jam kaq i besueshëm", mendoi ai. Po sikur t'i shkelte rregullat e kësaj shtëpie e të hakmerrej për atë poshtërim e fyerje, që përjetonin aty të moshuarit! A s'do t'u afrohej ai kësisoj "marrëdhënieve normale njerëzore?" Nuk dihej çfarë ilaçi i kishin dhënë vajzës, po Eguti nuk ishte aq i fuqishëm si burr, sa t'i çakërdiste asaj gjumin. Po ç'e do se këto mendime s'po gjenin jehonë në zemrën e tij.

Do të kalonin mote dhe Eguti do të ishte po kaq i handakosur e po kaq mjeran, sa edhe pleqtë e tjerë, vizitorë të kësaj shtëpie. E ç'kishte mësuar ai nga hapësirat pa anë e cak dhe nga thellësitë e pasosura të dashurisë, në gjashtëdhjetë e shtatë vitet e jetës së tij? Nuk numërohen vajzat e bukura që lindin çast për çast në këtë botë. Dhe a nuk gabonte ai që thoshte, se ajri i kësaj shtëpie ishte i ngjirur me pasione të zjarrta, me ëndrra të realizuara dhe me keqardhje për të kaluarën? Në një hop Eguti mendoi se bukuroshet e fjetura mishëronin për pleqtë një liri tejkohore. Me gjuhën e heshtjes ato mund t'u rrëfenin atyre gjithçka, që ata do të dëshironin të dëgjonin.

Eguti u ngrit dhe, me të hapur derën e dhomës fqinjë, ndjeu ëndeshmërinë e një arome të ngrohtë. Qeshi. Pse u shqetësua? Vajza ishte aty, me duart mbi kuvertë, me ca thonj bojë pjeshke. Buzëkuqe. Shtrirë në shpinë.

- Me përvojë? - mërmëriti Eguti dhe iu qas vajzës fytyrëndezur, jo vetëm falë kozmetikës, por edhe për shkak të kuvertës elektrike. Një mirëz e thekshme kurmi gurronte prej saj. Me faqet buçka dhe me qepallat pak si të ënjtura. Kadifeja e alltë pasqyrohej në gushën e saj aq

të bardhë. Dhe, ndoshta pse ishte symbyllur, ajo i ngjante një çupëline të fjetur, që rreket të tundojë. Dhe kur Eguti nisi të zhvishej, aty, pakëz mënjanë, sërish e marrosi ajo aromë e ngrohtë, mbushur dhomën të tërë.

Kësaj radhe Eguti do t'i shkallmonte kornizat e asaj shtëpie. Dhe caqet do t'i rrafshonte për hatër të vajzës. E zgjuar apo e fjetur, vetëm me pamjen e saj ajo i tërhiqte burrat. Eguti po parashikonte kënaqësinë e shumëpritur. Po i rizgjohej afshi rinor. Mbi ç'kritere i zgjedhin këto vajza, xhanëm? Krimbi i dyshimit e brente kur e kur Egutin. S'guxonte ta prekte vajzën, po mjaftohej me aromën e saj. Një aromë krejt origjinale, që nuk e kishte hasur tek asnjë femër tjetër. U përpoq të mos flinte. Lëvizi ngadalë dhe u trys pas saj. Vajza lezetare u kthye nga ai me duart nën kuvertë dhe, mandej i nxori, sikur do ta përqafonte.

- A u zgjove? - Eguti u spraps, duke i lëmuar gushën.

Vajza hapi gojën. Ai rrëshqiti gishtin tregues mbi dhëmbët e saj. Ajo nuk e prishi terezinë. Flinte, ashtu siç mund të flenë vetëm bukuroshet e fjetura.

Vajzave u rrënohej shëndeti po ta merrnin për natë dozën e ilaçit gjumëndjellës. Ndaj edhe i këmbenin. Në katin e dytë nuk pranon më tepër se një vizitor. Edhe poshtë s'duhej të kishte më shumë se një dhomë. Pra, bukuroshet e fjetura aty qenë të pakta. Të gjitha, ashtu qenë, njëra më e bukur se tjetra? Gishti ngjitej aty-këtu, dhëmbëve të saj të lagështitur. Disa herë e përshkoi gishtin tregues mes buzëve dhe mbi rruazat e dhëmbëve të saj. Tutje-tëhu. Një dhëmb, nuk e kishte kaq të rrafshët. Eguti e preku atë me dy gishta. Rrahu t'ia kallte edhe në gojë, po, ndonëse në gjumë, dhëmbët ajo i mbante shtrënguar. Gishtat iu bënë me njollëza të kuqe. Me ç't'i fshinte? Me këllëfin e jastëkut? I duhej t'i njomte me pështymë. I erdhi ndot t'i fuste në gojë gishtat me të kuq buzësh. I fshiu me cullufet e saj. Mandej zu t'i shpupuriste flokët, ca

lëvizje gjithnjë e më të vendosura. Prej fërkimeve fijet elektrizoheshin e, përmes gishtave, ngarkesa i përçohej edhe Egutit. Aroma e flokëve iu be edhe e fortë, ndoshta, edhe për shkak të kuvertës elektrike. Flokët rreth qafës, ajo, i kishte prerë shkurt e krehur lart. Mbi ballë i binin krela-krela. Plaku i zbuloi ballin nga cullufet për t'i vëzhguar vetullat dhe qepallat. Gishtat e dorës i rrasi mes flokëve, duke i lënduar edhe lëkurën e kokës.

- Prapë nuk u zgjua - tha plaku dhe mohoi me krye. Vetullat e saj peshkonin një drithërimë. Mos ndjen ndonjë dhimbje? U vërtit, ra përmbys dhe iu afrua Egutit. Duart i vuri mbi jastëk dhe mbi trinën e dorës së djathtë, ajo, mbështeti njërën faqe. Eguti ia pllakosi fytyrën me gishtat e dorës. Buzët e kuqe dhe thonjtë e gjatë ngjyrë pjeshke iu përndezën mbi jastëkun e bardhë. Njëra llërë e saj ishte mu para syve të Egutit. Ky giciloi shputat e këmbëve dhe kumbisi kryet rnbi dorën e saj të majtë. Nga rëndesa e vajzës i fërgëlloi tërë krahu, gjer te supet. Për disa çaste plaku ndenji si i ngrirë. Eguti ia ledhatoi supet e plota. Më tej ai fshiku me buzë duart, krahët e llërët. Vajza u shtendos, pothuajse, ngjitur me Egutin.

Tani ai mund të hakmerrej ndaj kësaj robinje të fjetur për tërë atë përçmim që provonin burrat e moshuar në atë shtëpi. Do t'i shpërfillte rregullat e kësaj shtëpie, i ndërgjegjshëm se s'do ta qasnin më as te pragu. Eguti kuturisi të sillej brutalisht, në mënyrë që ta zgjonte me çdo kusht bukuroshen e fjetur. Po, sakaq ngurroi: s'di sepse iu tipos se kishte përpara një virgjëreshë.

- O! vikati ai dhe iu largua.

Zemra i rrahu hovshëm, jo se nuk ai arriti qëllimit në çastin e mbramë, po ngaqë u habit tej masës. Plaku mbylli sytë dhe u përpoq të

përmbahej, çka nuk e kishte aq të vështirë, sa një djalë i ri. Çeli sytë dhe ia lëmoi flokët: ajo ishte aty, shtrirë përmbys.

"Po ku është parë e dëgjuar të jesh njëherësh edhe virgjëreshë edhe prostitutë?" - arsyetoi Eguti. Nuk i bënte zemra të shfrytëzonte rrethanat dhe brishtësinë e kësaj bukurosheje të fjetur për t'ia arritur qëllimit, që i vuri vetes. E përse u shastis kaq shumë, vallë?

Pra, vajza e shpuri në grackë Egutin dhe mend e detyroi të sillej padrejtësisht, siç nuk i kishte aspak hije klientëve të kësaj shtëpie. Nuk ia kishte prerë fiqiri se aty do të emocionohej kaq shumë. Ndoshta kjo aventurë ishte një dëfrim i këndshëm a një mjet lehtësisht i arritshëm, për t'u këndellur e rinuar, sadopak, por thellë në shpirt ata pleq pikëlloheshin edhe brengoseshin se atë çka kishin humbur, aty, nuk e kthenin dot, as duke u përulur e as me ilaçe gjumësjellëse. Dhe fakti që ajo vajzë me "përvojë" ishte ende një virgjëreshë, dëshmonte jo aq për respektin e pleqve ndaj saj, sesa degradimin e tyre të pashmangshëm e të lemerishëm. Dhe shenjtëria e kësaj vajze sikur e nxirrte më në pah fatkeqësinë e atyre pleqve.

Dorën që iu mpi mbi faqe, vajza e vuri përmbi kokë, duke hapur e mbledhur disa herë gishtat. I preku dorën Egutit, atë dorë që po i trazonte flokët. Dora e saj, me ca gishta delikatë e të epshëm, u fundos, mandej, në pëllëmbën e tij. Plaku ia shtrëngoi me sa fuqi kishte sikur donte t'ia shtypte gishtat. Vajza u kthye dhe nderi dorën e majtë thuajse donte të përqafonte Egutin, mirëpo, në këtë e sipër, e pafuqishme dhe e plogët, po ajo dorë, u guros mu në mes të rrugës. Tani Eguti ishte puq me vajzën dhe sytë e tij prej presbiopi e këqyrnin atë, si nëpërrnjet një mjegulle të bardhë. Qepallat dhe faqet e saj, si, të mbufatura, qafa e saj mjelmore, vetullat dhe gerpikët e saj, që lëshonin një hije aq të dendur, gjithçka pohonte atë përshtypjen e fillimit, se i kishin dhënë një vajzë të

denjë për një shtëpi publike. Gjinjtë e saj si dardhë mishtake, me thithmat paksa të mëdhenj për një japoneze, të linin pa mend me gufimin e tyre. Plaku shkoi dorën mbi shpinën e vajzës dhe preku pulpat e këmbëve. Mungesa e një harmonie midis pjesëve të sipërme e të poshtme të shtatit të saj shpjegohej me faktin e pamohueshëm se ajo ishte virgjëreshë.

Tani plaku, i lehtësuar shpirtërisht, i vëzhgonte nga afër fytyrën dhe gushën, - pasqyrë perdesh të allta. Kurmi i vajzës me "përvojë", ndonëse një lodër në duart e të moshuarve, prapë kishte mbetur i qelibartë për shkak të impotencës pleqërore të klientëve të përhershëm dhe të gjumit të saj plumb të rëndë... Si do t'i vente filli në të ardhmen kësaj vajze të ngjashme me një prostitutë - pyeti veten Eguti, me një dhembshuri prindërore. Ja edhe një simptomë tjetër e plakjes së tij. E paguar, vajza vinte këtu për t'i argëtuar këta të moshuar me kurmin dhe hiret e saj. Bukuroshet i vinin në gjumë rne llogarinë, që të mos zgjoheshin gjer të nesërmen në mëngjes. Pleqtë mund të mos turpëroheshin me impotencën e tyre. Madje edhe mund të fantazonin e të kujtonin flirtet e dikurshme. Ndaj ata s'kursenin të paguanin shumë e më shumë për një vajzë të fjetur, se sa për një tjetër, të zgjuar. Dhe meqë nuk njiheshin e s'do të njiheshin kurrë me vajzën dhe anasjelltas. Ata e vrisnin kohën aty pa merak se mund t'u dilte ndonjë llaf a nam i keq. Madje as veshjet nuk ua shihnin vajzave, për të krijuar një ide, sado të largët, mbi jetën dhe profesionin e tyre. Ato krijesa qenë për të moshuarit një dritë e mistershme në fund të një errësire. Plaku s'po mushkëtohej dot me këtë shoqëri vajzash të fjetura. Derisa nuk shqiptonin fjalë, domethënë se nuk e përfillnin si njeri. Digjej dëshire t'i shikonte sytë e vajzës, t'i dëgjonte zërin e të fjalosej me të. S'kishte më

qejf ta lajkatonte e ta lazdronte, madje ky mendim i dukej fare i papranueshëm, tashmë.

I nemitur para asaj pafajësie të pabesueshme, Eguti e ndau të zbatonte disiplinën dhe të sillej njësoj si tërë klientët e tjerë. Vajza e sotme, me atë aromën dhe me lëvizshmërinë e saj, dukej më e gjallë se tjetra. Prapë s'kishin harruar t'i linin nën jastëk hape gjumësjellëse, po Eguti i dha karar t'i pinte sa më vonë, në mënyrë që të merrej sa më gjatë me vajzën. Deri më tash, ajo qe vërtitur nja njëzet a tridhjetë herë në gjumë. Sapo sillej ndaj Egutit, aty e paspak, rrotullohej në anën tjetër. Kur e kur i prekte edhe dorën. Eguti i rroku gjirin dhe e afroi.

- A, jo, - shqiptoi ajo, me një fije zëri.

- U zgjove? Eguti e tërhoqi kah vetja. Ajo nuk kundërshtoi, e përqafoi dhe ia nduku lehtas zverkun, që të kthjellohej.

- A? Ç'është? Ku po shkoj?

- U zgjove? Po hë de të shkretën.

- Jo, jo, - vajza iu shmang dorës së tij. Flokët e saj të ashpër i shpuan hundën Egutit, të cilit iu zu fryma dhe u kthye në anën tjetër.

- Ç'bëni kështu? Nuk është mirë, - i tha vajza.

- Ç'po bëj? - ia pati plaku, i bindur se ajo po çaprashiste në gjumë. Ajo nuk po i interpretontc drejt lëvizjet e tij e shihte në ëndërr ndonjë plak netësh të kaluara. Eguti u gëzua se mos fjalosej me vajzën e fjetur, dhe sikur kjo bisedë të ishte e pakuptimtë dhe fragmentare. Ndoshta, ajo edhe mund të zgjohej, aty ndaj zbardhëllimit. A i dëgjoi ajo fjalët e tij? Apo mos mërmërima e saj në gjumë, qe më tepër pasojë, jo aq e këmbënguljes së Egutit, se sa e impulseve epshndjellëse? Apo mos ajo duhej ngarë e trazuar sërish e sërish. Eguti e përqafoi dhe e shtrëngoi me sa fuqi kishte. Ajo nisi të gulçonte. Aroma e frymës i endej nëpër dhomë. Edhe plaku nisi ta dihaste me gulç. Ajo po e shtinte

sërish në kurth. S'do t'i vinte keq të vriste veten të nesërmen, po të përdhunonte atë vajzë. Ç'gjurmë do të linte, vallë, kjo natë në jetën e saj?

- O, ma? - zëri i kumboi si një fënkim i prajshëm - Po ikën? Më fal mami, më fal...

- Qenka në ëndërr... po, po...

Eguti e shtrëngoi sërish për ta çliruar nga ndonjë ëndërr e ligë. Trishtimi që jehoi në zërin e saj e pikëlloi Egutin. Ai e karfosi aq me ngulm vajzën, sa gjinjtë sikur iu shkapërderdhën kraharorit të tij. Ndoshta ajo e ngatërroi plakun me të ëmën dhe nga ky shkak, Eguti mend përfundoi krahëve të saj. Në gjumë virgjëresha i shëmbëllente një lozonjareje me përvojë. Kurrë ndonjë herë në jetën e tij, Egutit nuk i kishte rastisur të pushtonte një femër kaq të re e kaq joshëse. Po t'i pranojmë mitet e dashunsë, atëherë ajo vajzë, ishte një heroinë e këtyre miteve.

Ndoshta ajo nuk ishte aspak bishtdredhur, po një bukuroshe e magjepsur, mendoi Eguti. Mos vallë ajo gruaja e cilësoi me përvojë, ngaqë ajo dinte të luante kaq mirë rolin e partneres me një plak? Shtendosi krahun me të cilin shtrëngoi vajzën dhe dorën e saj e lëvizi në një mënyrë të atillë, sa kushdo që do ta shihte atij çasti, nuk mund të mos mendonte se ajo vërtet po e përqafonte me dashuri Egutin. Një valë ngrohtësie dhe kënaqësie e përshkoi plakun e shtrirë. Ishte një ngazëllim i vetëdijshëm. Po përjetonte një nga ato çaste të lumtura, për hir të të cilave pleqtë vinin në këtë shtëpi. Aty klientët e moshuar çliroheshin nga çdo brengë sfilitëse pleqërore dhe mbusheshin me etje për jetën. Një plak i gërbunjur pranë një vashe të re! Ç'mund të ëndërronin ata më shumë se kaq? Mos vallë ata paguanin për këto viktima të vëna në gjumë, pa e kuptuar mëkatin që kryenin? Apo mos

vetëdija e një mëkati të fshehtë, përkundrazi, ua shtonte edhe më gazmendin? Në ekstazë Eguti plak, pothuaj, harroi se vajza ishte një viktimë. Kërkoi me këmbë shputat e saj, se vetëm ato kishte pa palpuar. Gishtat e këmbëve, ajo, i kishte të gjatë dhe të epshëm, si të duarve, herë i përthyheshin e herë i ndaheshin, e ndoshta qenë ato gishta që e rrokullisën përfundimisht në ngasje Egutin. Ajo femër enigmatike edhe me gishtat e këmbëve mund të ligjëronte në gjumë ndjenja dashurie. Eguti u vuri veshin këtyre lëvizjeve, si një muzikë ende të ndrojtur e jo fort të qartë që të rrëmben, të emocionon e të lë pa gojë.

"Vajza s'ka qenë në ëndërr, po me ato lëvizjet e këmbëve ajo proteston dhe u përgjigjet atyre pleqve harbutë, që e ngacmojnë dhe i bien në qafë" - mendoi Eguti.

Pa shqiptuar asnjë fjalë, vajza rrekej të kuvendonte në gjumë me pleqtë, t'i magjepste ata me hiret e shtatit të saj, po Eguti ende s'i kishte mësuar yçklat e kësaj shtëpie e tërë kohën nuk e linte dëshira t'i dëgjonte zërin, qoftë edhe një belbëzim të pakuptimtë. Po ç'vis të kurmit t'i tryste, në mënyrë që vajza sërish të belbëzonte?

- Mos pe gjë ëndërr mamanë duke dalë nga shtëpia? - pyeti ai dhe i lëmoi shtyllën kurrizore. Asaj iu rrëqethën shpatullat dhe sërish ra përmbys. I pëlqente të shtrihej ashtu. Mandej u soll kah Egutit me dorën e majtë mbi fytyrën e plakut dhe me të djathtën mbi skajin e jastëkut. Pa thënë një fjalë, ajo, e lazdroi plakun, me fytyrën e saj të ngrohtë. Lëvizi dorën rnbi fytyrën e tij, plaku ia mori me të dy pëllëmbët dhe ia ngjeshi dorën mbi qepallat e mbyllura të syrit të djathtë. Aroma e kurmit të saj i depërtoi Egutit thellësive të syrit dhe i ndolli kthjelltësinë e një vegimi tjetër. Shi tani, po në këtë stinë, ndanë rrethueses së lartë prej guri të tempullit Jamato, nën rrezet e diellit vjeshtak, lulëzojnë disa bozhure dimërore dhe kopshti, jo larg galerisë Sidendo, mbulohet i tëri me lulet

e bardha të kamelias. Kurse pranverës, në Cubakidera, tempulli i kamelieve, petalet e kësaj luleje nisin e bien një e nga një... Po këto lule i ndërmendnin Egutit martesat e të bijave. Rrugëtonte herë me njërën herë me tjetrën, për t'u kënaqur duke soditur kameliet. Tani bashkëshorte e nëna, ato zor se i kujtonin këto udhëtime. Por Eguti nuk i harronte, i tregonte edhe të shoqes, herë pas here, për këto lule. E ëma sikur e ndiente më pak ndarjen me të bijat se sa i ati. Siç i ka hije një nëne shembullore, ajo nuk i shkëputi lidhjet e ngushta me të bijat dhe as donte t'ia dinte për kameliet se edhe më parë s'kishte shfaqur ndonjë entuziazëm kushedi ndaj tyre. Në zgavrën e syrit, mbuluar me pëllëmbën e bukuroshes, Egutit iu faneps vegimi i kamelieve, madje iu tret, për t'u shfaqur sërish edhe më me forcë. E po në atë sfond iu ngjallën ndjenjat e atyre ditëve mbresëlënëse, kur fill pas ikjes së të bijave nga shtëpia, perëndia e hodhi mbi vajzat e botës. Edhe bukuroshja e fjetur aty, një botë ishte. Ndër tri të bijat, vetëm ajo, më e vogla, kishte qejf t'i sodiste kameliet, tek rrëzoheshin tempullin e Cubakiderës. Ndarjen me të voglën ai e ndjeu në mënyrë të veçantë. Atë e kërkuan dy veta, po vajza mëkatoi me njërin, qysh para dasmës. Ai e mori të bijën në një udhëtim, gjithë me shpresën se mos e qetësonte dhe ia hiqte trandjen.

Thonë se petalet e një kamelieje sjellin fatkeqësi kur bien të gjitha njëherësh. Në Cubakidera një alamet druri i moshës katërqind vjeçare qe mbuluar i tëri me lule pesë ngjyrëshe, rënë jo njëherësh, por petal pas petali, ndaj dhe këtë dru e kishin pagëzuar me nofkën “petalerëni”.

- Me petalet e rëna një ditë mund të mbushësh pesë-gjashtë kaçile i tha Egutit bashkëshortja e të parit të kuvendit.

Thonë se lulet e një kamelie të madhe ngjajnë ku e ku më të bukura, po t'i këqyrësh kundrejt diellit. Haknaja ku ishte ulur Eguti me të bijën e vogël dilte kah perëndimi, atë orë dielli pranveror po afrohej vijës së horizontit, për t'i larë hesapet e asaj dite. Druri plak i mbronte nga rrezet e fundosura në gjethnajën e tij, ndërkohë që mbi kurorën e kamelies zotëronte muzgu i ndajnatës. Tempulli i Cubakiderës ndodhej në lagjen mondane, gjitha potere, të qytetit dhe në parkun e tij asgjë s'të tërhiqte vëmendjen, përveç asaj kamelie. Sytë e Egutit qenë mbushur me këto lule, sa asgjë tjetër nuk shihte dhe ato lule e kishin magjepsur aq fort, sa asnjë zhurmë tjetër qyteti nuk dëgjonte.

- Çfarë mrekullie, - i tha ai së bijës.

- Zgjohesh në mëngjes dhe syri s'të sheh veçse lule, kudo lule të rëna, - tha e shoqja e të parit të kuvendit, një grua e re. Ajo u ngrit dhe e la Egutin me të bijën, aty, në harknajë. Një dru me petale pesë lloje ngjyrash: të bardha, të kuqe, pikaloshe, por, siç qe i zënë me atë sehir të papërshkueshëm, ai nuk u vu t'i numëronte. Një dru i moshës katërqind vjeçare me një lulëzim të bollshëm e verbues. Eguti përfytyroi vakësinë dhe dendësinë e kurorës së tij. Vetëm anë e qark saj gjethet fërfërinin lehtë-lehtë. E famshmja kamelie "petalerënë" nuk e tërhiqte aq të bijën, sa të atin. Qepallëulur ajo më tepër kundronte shpirtin e vet se sa kamelien. Siç ndodh rëndom me fëmijët më të vegjël, ajo, qe një vajzë e llastuar, sidomos pasi u martuan të dy motrat, ajo, mbahej në pëllëmbë të dorës. Pa një grimë nakari motrat pyetën të ëmën, se mos Eguti kishte ndërmend ta fuste dhëndër brenda burrin e të voglës. Por për këtë vendoste vetëm i ati. Vajza e vogël u rrit me një karakter të gjallë dhe gazmor, me shokë e miq të shumtë, ç'ka prindërit i shqetësonte. Veçse djemtë, ajo, i shpinte në çezmë e nuk iu jepte ujë. Sidomos e ëma që sajdiste në shtëpi shoqërinë e së bijës, kishte vënë re se, mes gjithë të

tjerëve, asaj i pëlqenin vetëm dy. Me njërin ndodhi ajo që ndodhi. Vajza u mbyll në vetvete, u bë nervoze dhe iu pre goja. E ëma diç pikasi. E pyeti të bijën me lezet dhe kjo i shfreu dufin. Ai djali punonte në një dyqan dhe s'di se ku kishte zënë me qira një banesë. Një ditë prej ditësh, ajo, e pranoi ftesën e tij dhe i vajti në shtëpi.

- A do martohesh me të? - u interesua e ëma.

- Në asnjë mënyrë, - ia pat e bija, pa u qederosur për hidhërimin e së ëmës.

- Mos e kishin marrë me zor në shtëpi? Ajo vendosi të këshillohej me të shoqin. Si dëgjoi tërë meselenë, Egutit i ngjau se i thyen gurin e çmuar të unazës. Por atë e habiti më tepër fakti se e bija u fejua shpejt e shpejt, me adhuruesin e saj të dytë.

- He, po për këtë ç'mendim ke? Veproi mirë apo keq?

- A ia zbrazi barkun të fejuarit? - zëri i Egutit tingëlloi ashpër.

- E tronditur siç isha, nuk i rashë kësaj hileje. A e pyesim të dy bashkë?

- Jo, s'është nevoja.

- Të shumtë janë ata që mendojnë se këto gjëra s'duhen zënë fare në gojë, më mirë të mbulohen me petkun e heshtjes. Por gjithçka varet nga karakteri i vajzës dhe humori i saj. Tani mund t'i vesh kapak të keqes, por ajo mund të shfryjë më vonë, ç'ka mund ta bëjë vajzën të vuajë tërë jetën.

- Mbi të gjitha, ne, si prindër, ende nuk e kemi thënë fjalën tonë për këtë fejesë. Eguti nuk e quante të drejtë që një vajzë e përdhunuar nga dikush, të martohej, sakaq, me një tjetër. I njihte që të dy adhuruesit e vajzës. Ajo mund të zgjidhte kë të donte. Po a mos do të ndikonte kjo fejesë e nxituar te vajza e tronditur, tashmë shpirtërisht? Mos vallë zemërimi, urrejtja, zhgënjimi dhe fyerjet e tjetrit e kishin hedhur në

krahët e tjetrit? Mund të ishte e vërtetë që e bija e ftohur ndaj një mujshari të lidhej shpirtërisht me një djalë për të qenë. Por, sidoqoftë, kjo fejesë e nxituar nuk i tingëllonte mirë.

Telashi i së hijës Egutit i ra si rrufeja në të kthjellët. Ia njihte karakterin e paepur, dhe s'e kishte menduar kurrë se një ditë ajo mund ta torturonte. Por ç'nuk bën vaki në këtë botë. Edhe bija femër ishte, si gjithë të tjerat. Nuk është kollaj t'i rezistosh dhunës. Megjithatë, si baba që ishte ndihej i fyer nga proçka e së bijës. Me dy vajzat e mëdha i kishte shkuar si në vaj, pa asnjë andrallë. Ç'është e drejta, duhej të qe treguar më i kujdesshëm me të voglën. Të paktë janë ata baballarë që i kuptojnë fëmijët e tyre.

Thellë në shpirt, Eguti e pranoi fejesën e vajzës. Prindërit e morën vesh me vonesë se të dy adhuruesit e saj qenë zënë e grirë me sho-shoqin.

Eguti e shpuri të bijën në Kioto, të sodiste “kamelien petalerënë” disa ditë para dasmës. Kamelia e madhe oshtinte mbyturazi. Një luzmë bletësh gumëzhinte ashtu. Në krye të dy viteve e bija lindi djalë. I shoqi çmendej pas fëmijës. Çifti i ri vinte të dielave te prindërit. Aty dhëndëri mëkonte të birin me qumësht shisheje, e bija mbyllej në kuzhinë me t'ëmën. Një ditë kur ajo erdhi vetëm, i ati e pyeti:

- Hë, si ia çon?

- Më mirë prishet, - u gjegj ajo.

“Pse, ashtu i përgiigjet një vajzë të atit? Ajo duhet të ishte treguar më e sinqertë me mua.” – arsyetoi Eguti, i pakënaqur dhe i shqetësuar njëherësh. Sidoqoftë, e bija qe mirësuar e zbukuruar goxha. Dhe përveç shkaqeve fiziologjike, sigurisht, në lulëzimin e saj, kishte ndikuar dhe harmonia familjare. Tani ajo qe bërë më e shtruar, më e ekuilibruar, tamam një amvisë shembullore. Përse iu kujtua tani druri i

kamelies? Të mos harrojmë, se as e bija e as bukuroshja e fjetur, s'mund të krahasoheshin për nga bukuria me atë kamelie "petalerënë". Hijeshinë e një femre nuk e kupton dot duke i vërejtur vetëm shtatin, shtrirë, paqësor në një krevat pranë saj, siç shtrihet, bie fjala, një nënë me foshnjën e vet. Nga pëllëmba e vajzës, thellë më thellë, nën qepallat e Egutit çurgonte gurra e jetës, melodia e jetës, ç'ka e këndellte dhe e ripërtërinte plakun. Ai ndjeu rëndesën e dorës së saj që, ndenji bajagi gjatë mbi sytë e tij, ndaj ia hoqi dhe e ndeu në shtrat.

Vajza kryqëzoi duart në gjoksin e saj, sikur do të falej, e çlodhur. Eguti mbështolli duart e saj në pëllëmbët e tij dhe mbylli sytë, sikur do të lutej edhe ai. Jo, jo, kjo më tepër ishte shprehje pikëllimi e një plaku, kur prek duart e një bukurosheje të fjetur.

Natë, Eguti dëgjoi piklat e para të shiut që nisën të binin në syprinën e qetë të detit. Një oshtimë e largët mezi rrokej, të kujtonte një bubullimë dimri, o një rrapëllimë automobili. Eguti shpleksi gishtat e vajzës dhe i këqyri një e nga një. Vetëm i madhi mbeti pa ia parë. Donte t'i merrte në gojë ata gishta të gjatë e të hollë. Po ç'do mendonte vajza, kur të shihte të nesërmen vranga dhëmbësh e gjak të mpiksur mbi gishtin e vogël? Gjinitë e saj nuk e kishin më ngrohtësinë e kurmit të mbuluar me kuvertën elektrike. Eguti u mat ta ngjishte ballin mes dy sisëve, po e mbajti aroma e saj. U shtri barkazi, mori nga nënjastëku dy hape dhe i kapërdiu njëherësh. Në vizitën e parë, piu vetëm një në fillim dhe kur u zgjua nga një ëndërr e keqe mori të dytin. Prapë e zuri gjumi. E zgjoi ajo me dënesat e saj. Siç iu duk atij. Kurse vajza po gajasej së qeshuri. Eguti i kapi ijët dhe e tundi fort e më fort.

Vajza ndali gazin dhe një heshtje ogurzezë u ndeh, paskëtaj. Eguti nxori nga nënjastëku sahatin. Ora shënonte tre e gjysmë. Plaku mbërtheu vajzën, i afroi vithet dhe u zhyt në një gjumë të ëmbël.

Në të gdhirë u dëgjua sërish zëri i gruas:

- Ç'po hën?

Eguti nuk u përgjigj. Mos kishte përgjuar në vrimën e çelësit të derës? Plaku u drodh. Vajza mënjanoi kuvertën elektrike, zbuloi shpatullat dhe njërën dorë e vuri nën kokë. Eguti e mbuloi sërish me kuvertë.

- U zgjove?

Eguti u struk poshtë kuvertës. Puqi rnjekrën me gjinjtë e saj. U përndez, e aviti vajzën me duar e me këmbë dhe e puthiti pas vetes.

Gruaja trokiti disa herë, lehtazi.

- Zotëri! Zotëri!

- U çova. Po vishem. - Eguti u bë i gjallë nga frika se mos gruaja shpërthente derën dhe hynte brenda. Në dhomën fqinje po e priste pasta e dhëmbëve dhe tasi me ujë, që të lahej.

- A të pëlqeu vajza?

- Boll. Ç'është e drejta... - Eguti pohoi me krye.

- Në ç'orë, - përsëdyti gruaja, si e përhumbur.

- A më lejom të rri këtu, sa të zgjohet?

- Në asnjë mënyrë. Askujt, madje, as klientëve të përhershëm nuk u lejohet.

- Sa tërheqëse është, o zot.

- Ç'është ky sentimentalizëm! Ajo s'di se me cilin e gdhiu natën, ndaj s'keni pse t'u druheni ngatërresave.

- Më hëngri zemrën me heshtjen e saj dhe iki, ashtu, pa i thënë një fjalë...

- Lërini këto shakara, ju lutem. Ky do të ishte një krim, s’di a më kuptoni.

- Krim? - përsëdyti Eguti.

- Vajzën mund ta llastoni e ta hironi vetëm këtu brenda dhe vetëm në gjumë.

U mat t'i thoshte se ende nuk ishte aq plak dhe aq çapaçul, por u frenua.

- Paska rënë shi? - vërejti ai.

- S'di.

- Dëgjova pika shiu.

Tej dritares shpalosej faqja e detit dhe valët që xixëllonin në dritësimin e agimit.

# 3

Në krye të javës plaku shkeli për të tretën herë në shtëpinë e bukurosheve të fjetura. Le ta them, shkarazi, se vizitën e dytë ai e bëri pas dy javësh, kurse tani...

Bukuroshet e fjetura po e bënin për vete Egutin me veskun e tyre.

- Vajza e sotme është ende nxënëse, s'di në do ta honepsni, po sidoqoftë, durojeni, ju lutem, - tha gruaja, duke e sajdisur me çaj.

- Prapë tjetër?

- Në telefon na thatë se do të urdhëronit në çastin e fundit e meqë s'gjetëm më të mirë, na u desh të ftonim këtë. Po t'i vini gishtin ndonjë vajze, na njoftoni, së paku, nja dy-tri ditë përpara.

- Dakord. Po çfarë më duhet të kuptoj me fialët: "është ende nxënëse".

- Na ka ardhur para do kohësh, është ende e re.

Eguti u çudit.

- Nuk është mësuar, na u lut ta vinim në gjumë me një vajzë tjetër. S'di në do të pranoni...

-Vetë e dytë? Për mua është krejt njësoj po një gjë s'po kuptoj: si mund të ketë frikë a drojë një njeri që f1e si i vdekur?

- Ashtu është, po ja që ende, nuk ia ka marrë anën kësaj pune, ndai silluni sa më mirë me të, ju lutem.

- S'di të sillem ndryshe.

- E di.

"Nxënëse" - mërmëriti Eguti. E ç'nuk bënte vaki në këtë botë? Si përherë gruaja e hapi kapak derën ngjitur dhe vështroi brenda. - Kujdes, iu lutem. Po fle - tha ajo e doli.

Eguti mbushi edhe një filxhan çaji të blertë dhe mbështeti kryet mbi njërën dorë. Një boshësi e ftohtë e zgavroi. Mezi u çua, hapi derën ngadalë dhe i hodhi një sy dhomës zatetur kadifeje...

"Një nxënëse" fytyrimet, flokëshpupurisur, tamam çupëlinë. Pa një vazhdë kozmetike në fytyrë. Eguti u shtri pranë saj, me tutën se mos i trembte gjumin. Ajo nuk lëvizi. Ngrohtësia e kurmit të saj që ndryshonte nga të nxehtit e kuvertës elektrike e rrëqethi Egutin.

- Një afsh ngrohtësie vetëm te këlyshët e kafshëve të egra e gjen, - tha Eguti me vete.

- Vë bast po s'qe gjashtëmbëdhjetë vjeçe, - nëneriti Eguti.

Pleqtë e atyshëm prej kohësh nuk e ndienin më nevojën e femrës dhe netët e gdhira me bukuroshet e fjetura për ta s'qenë tjetër veçse një përpjekje për të kthyer ngazëllimet e perënduara të jetës, një orvatje e pafrytshme ngushëllimi. Vetëm herën e tretë e nuhati këtë të vërtetë Eguti. A i pat lindur vallë, ndonjë plaku dëshira si Egutit, për t'u harruar përjetësisht pas ndonjë bukurosheje të fjetur, që me pikëllimin e saj u frymëzonte pleqve mendimin e vdekjes? Më të shumtit e vizitorëve të përhershëm të asaj shtëpie s'kërkonin veçse t'u thithnin rininë bukurosheve të fjetura.

Dhe, si përherë, dy hapet e bardhë qenë aty nënjastëk. Pa një emërtim e pa një shënim. Pa dyshim, ato duhej të ndryshonin si nata me ditën nga ilaçi gjumëndjellës i vajzave. Eguti kuturisi t'i lutej asaj gruaje që t'ia ndërronte me ca tableta, si të vajzave. Ai nuk e mohonte dëshirën për të rënë në gjumë, si i vdekur porsi bukuroshet e fjetura.

Në këtë e sipër, iu kujtua një femër. Kur pat qenë në Kobe para tre vjetësh, u kthye në hotel së bashku me të, pas mesnate. Kishin qenë në një klub. Në dhomën e hotelit rrëkëllyen nga një gotë uiski që të dy. Ai veshi kimone bujtine, për partneren aty s'gjetën një të tillë. Sapo mbeti vetëm me të linjtat, ai, e përqafoi dhe nisi t'i guduliste gushën. Ajo kërceu dhe me fjalët: "Kështu s'më zë giumi kurrë, u zhvesh lakuriq dhe i flaku rrobat në një karrige përballë pasqyrës. "Vickla grash qejflesha", - mendoi Eguti. Po jo, nuk i ra në të. Ajo ishte një femër namusqare, e ndrojtur. E pyeti:

- Si, asnjëherë?...

- Nuk është e ndershme nga ana juaj, Eguti-San, hiç nuk është e ndershme - tha ajo me një përulësi të papritur. Nuk mënoi dhe plakun e qëmtoi gjumi. Uiski e bëri punën e vet. Ndriçoi dielli. Egutin e zgjuan ecejaket e saj nëpër dhomë; ulur në një karrige para pasqyrës, ajo nisi të ujdiste flokët.

- Pse u ngrite kaq herët?

- Jam me kalamaj.

- Me dy kërthinj. Gruaja rrinte si mbi gjemba. Krisi e iku, duke e lënë Egutin në shtrat. Me dy fëmijë dhe kaq elegante, me shtatin si selvi dhe me gjinjtë gur të fortë?!...

Egutit i duhej të dilte hotelit. Hapi valixhen për një këmishë të larë. Gjithë teshat, aty, i gjeti të palosura me merak, madje edhe ndërresat e palara. Ishte mbushur ajo valixhe aq shumë sa kapaku nuk i mbyllej. Ç'nuk kishte aty brenda: veshje të pista, dhurata e gjithfarë sendesh blerë në Kobe. Po ku e gjeti kohën ajo xhanëm, për të rregulluar valixhen e një njeriu të panjohur? Me siguri, kur Eguti flinte edhe atë nuk e joshte gjumi. Po ç'e shtyu vallë, për ta bërë këtë?

- Hm, - shqiptoi plaku, - pa ia hequr sytë valixhes.

Të nesërmen mbrëma, sikundër qenë marrë vesh, ajo erdhi në restorant me kimono...

- Me kimono, domethënë...

- E vesh ndonjëherë. Më shkon apo jo? - Gruaja qeshi, si e hutuar.

- Sot më telefonoi një shoqe. S'më besoi për këtë që po bëj. "Nuk e prisja nga ty", - më tha.

- Ia përshkrove tërë ngjarjen?

- Asgjë nuk i fsheha.

Dolën qytetit. Eguti i bleu një copë kimonoje dhe mandej u kthyen sërish në hotel. Nga dritaret shiheshin dritat e anijeve në port. Zunë të putheshin mu aty, rrëzë xhamave. Eguti uli grilat dhe puthiti perdet. Shënjoi me gisht shishen e uiskit mbi tryezë. Ajo mohoi me krye, s'donte të humbiste vetëkontrollin. Pas disa minutash u vithisën që të dy në një gjumë të thellë.

Të, nesërmen në mëngjes, kur ajo u zgjua, Eguti ishte në këmbë.

- Fjete si e vdekur. Si e vdekur, fjeta.

Ajo rrinte shtrirë, pa lëvizur, me ca sy të kthjellët, si të larë me ujë. E dinte se Ezuti do të kthehej në Tokio. Ajo qe martuar me një të huaj, nëpunës në një firmë tregtare me seli në Kobe. Pas dy vjet martese, ai iku me shërbim për një muaj  në Singapor. Eguti nuk hoqi shumë për ta peshkuar. Një trill i rastit e shpuri në një klub nate; në një tryezë aty afër qenë ulur dy evropianë dhe katër japonezë. Mes tyre ishte edhe një mesogrua, të cilën Eguti e njihte, ndaj dhe e përshëndeti me krye. Ajo kishte ardhur aty, kinse në rolin e përkthyeses. Kur dy të huajt u ngritën të kërcenin, ajo, e pyeti Egutin në donte të vallëzonte me atë gruan e re. Në kërcimin e dytë, Eguti i tha partneres të iknin, pa u

ndier nga klubi. Asaj i pëlqenin aventurat. Pa një lëkundje, ajo, i vajti pas Egutit në dhomën e hotelit, ku ai e ndjeu veten disi ngushtë.

Ja, pra, zanafillën e këtij romani të Egutit me një japoneze, martuar me një të huaj. Ajo i la fëmijët e vegjël me një tajë dhe mundi të përvidhej tërë natën. Nuk shqetësohej në e brente ndërgjegjja, siç ndodh rëndom me gratë e martuara. Por edhe Eguti nuk e çau fort kryet. Veçse gëzimi i gruas se "kishte fjetur si e vdekur" s'do t'i harrohej kurrë siç nuk harrojmë një melodi muzikore që na ka ngelur në zemër, qysh në kohën e rinisë. Asohere, ai ishte gjashtëdhjetë e katër vjeç. Gruaja rreth të njëzetetetave. Mendoi se do të ishte flirti i fundit në jetën e tij. Kaluan gjithsej dy net, jo, jo, që të jemi të saktë, vetëm një, dhe prapë fytyra e saj iu skalit në kujtesë, për të mos u shuar kurrë. Në një letër, ajo i shkroi se, me kënaqësi do t'i priste takimet e tjera nëse ai do të merrte mundimin të shkonte në Kansai. Në krye të muajit, ajo e njoftoi se megjithëqë i shoqi ishte kthyer në Kobe, asaj nuk i durohej sa të piqeshin. E pas një muaji tjetër, sërish, po ky avaz. Që prej asaj kohe, ajo, nuk u bë më e gjallë. Me siguri do të ketë mbetur shtatzënë me fëmijën e tretë, mendoi i sigurt Eguti, shtrirë aty pas tre vjetësh, pranë vajzës që flinte si e vdekur. Përse e kujtoi, pikërisht, tani atë ngjarje? Mos vallë, se tani iu përforcua bindja se ajo kishte mbetur shtatzënë? Një buzëqeshje farfuriti fytyrën. Shtatzënia e asaj gruaje sikur e çliroi Egutin nga mëkati që kishte bërë. Imagjinoi kurmin e saj, që nuk shkrumbohej kollaj nga zjarrmi i epshit. Elegante, e lëmuar, e mirëzhvilluar, ajo simbolizonte shëmbëlltyrën e një gruaje të re. Sido që, Eguti ishte prerë në gjykimet e tij, le ta pranojmë si një pandehmë shtatzëninë e saj.

- A më doni Eguti-San? - e pyeti ajo në dhomën e hotelit.

-Padyshim, - u përgjigj ai. - Një pyetje që zakonisht nuk u rrihetgravepa e bërë.

- Sidoqoftë... - belbëzoi ajo, pa mundur të vazhdonte më tej.

-Përse s'më pyet se ç'më pëlqen më tepër te ty? - e cyti plaku.

Një pyetje e kotë se tashmë ajo i kishte hyrë në zemër. Edhe tani, pas tre vjetësh, ende nuk i kishte dalë nga mendja ajo pyetje. Po kurmi i saj edhe pas lincljes së tretë, po kaq i bukur kishte mbetur, vallë?

E kishte marrë malli për atë grua.

Plaku sikur e harroi fare vogëlushen e fjetur. Megjithëse ajo ia ndolli kujtimin e Kobes. I mori dorën e majtë dhe ia vuri nën kuvertën elektrike. E vapëtuar, ajo zbuloi shpatullat. Ai mezi u përmbajt, pa i shtrënguar atë rrumbullakësi supesh të imta. Nën dritën e zbehtë të tavanit dhe nën reflekset e perdeve të allta, fytyra e saj dukej veçanërisht e ëmbël. Ca qerpikë të dendur dhe aq të gjatë sa mund t'i ngatërroje me gishtat e nuk i dukeshin.

Në atë shtëpi, aty, Eguti sosi në përfundimin se bukuria engjëllore e një vashe të fjetur është e pakrahasueshme dhe e papërshkrueshme. Mos vallë në si e vdekur. Përse e kujtoi, pikërisht, tani atë ngjarje? Mos vallë, se tani iu përforcua bindja se ajo kishte mbetur shtatzënë? Një buzëqeshje i farfuriti fytyrën. Shtatzënia e asaj gruaje sikur e çliroi Egutin nga mëkati që kishte bërë. Imagjinoi kurmin e saj, që nuk shkrumbohej kollaj nga zjarrmi i epshit. Elegante, e lëmuar, e mirëzhvilluar, ajo simbolizonte shëmbëlltyrën e një gruaje të re. Sido që, Eguti ishte i prerë në gjykimet e tij, le ta pranojmë si një pandehmë shtatzëninë e saj.

- A më doni Eguti-San? - e pyeti ajo në dhomën e hotelit.

-Padyshim, - u përgjigj ai. - Një pyetje që zakonisht nuk u rrihet grave pa e bërë.

- Sidoqoftë... - belbëzoi ajo, pa mundur të vazhdonte më tej.

- Përse s'më pyet se ç'më pëlqen më tepër te ty? - e cyti plaku.

Një pyetje e kotë se tashmë ajo i kishte hyrë në zemër. Edhe tani, pas tre vjetësh, ende nuk i kishte dalë nga mendja ajo pyetje. Po kurmi i saj edhe pas lindjes së tretë, po kaq bukur kishte mbetur, vallë?

E kishte marrë malli për atë grua.

Plaku sikur e harroi fare vogëlushen e fjetur. Megjithëse ajo ia ndolli kujtimin e Kobes. I mori dorën e majtë dhe ia vuri nën kuvertën elektrike. E vapëtuar, ajo zbuloi shpatullat. Ai mezi u përmbajt, pa i shtrënguar atë rrumbullakësi supesh të imta. Nën dritën e zbehtë të tavanit dhe nën reflekset e perdeve të allta, fytyra e saj dukej veçanërisht e ëmbël. Ca qerpikë të dendur dhe aq të gjatë sa mund t'i ngatërroje me gishtat e dorës. Dhëmbët nuk i dukeshin.

Në atë shtëpi, aty, Eguti sosi në përfundimin se bukuria engjëllore e një vashe të fjetur është e pakrahasueshme dhe e papërshkrueshme. Mos vallë në këtë veçanti fshihej ai ngushëllim i dëshiruar, gjithashtu ishte një dhuratë e kësaj bote? Asnjë bukuroshe nuk e mbulon dot me gjumë moshën e saj. Një vajzë e re, qoftë edhe e shëmtuar, në gjumë duket e lezetshme. Aty çupat enkas i zgjidhnin simpatike, që kur të flinin të bëheshin çmendurisht magjepsëse. Tek vërente fytyrëzën e bukuroshes së fjetur, ai ndiente se jeta po i rrëshqiste nën këmbë dhe se mendimet dalëngadalë po i shuheshin. Eguti ishte i sigurt, se do të kalonte edhe një natë tjetër të gëzueshme, sikur tani t'i pinte hapet fët e fët, njërën pas tjetrës. Po ja, që rrinte shtrirë, symbyllur, pa lëvizur asnjë çikë. Kjo vajzë që i ndërmendi atë

gruan nga Kobeja, ndoshta do t'i ndinte edhe ndonjë kujtim tjetër. Do t'i vinte keq po të grernisej në gjumë.

Pandehma mbi shtatzaninë e saj, i krijoi bindjen se ngjarjet kishin rrjedhur ashtu, siç i pat parashikuar ai, e jo ndryshe. Plakut dukej se shtatzënia e saj dhe lindja e fëmijës qenë një dhuratë Perëndie. Ky mendim ia mprehtësoi edhe më shumë sëmbimin e pleqërisë që po e shkallmonte me tërësej. Marrëdhëniet mes tij dhe asaj femre, as do ta koritnin e as do ta fyenin beben e lindur. Mirë, xhanëm, po ajo pse ia besoi ashtu, pa një ngurrim e pa një frikë, kurmin e saj? Për herë të parë në jetën e tij i bëri vaki një gjë e tillë. Kjo nuk i ngjante aspak prostitutës e as një amatoreje aventurash. Pranë saj Eguti e kishte ndjerë veten jo më pak fajtor, se në këtë shtëpi, dergjur bri njomëzakes, vënë në gjumë në një mënyrë të mistershme. Shtrirë në krevat, ai e ndiqte me një farë përdëllimi gruan, tek po ngutej për t'u kthyer në shtëpi, ku e prisnin fëmijët e vegjël. Mendoi se ajo femër, ngulitur përgjithmonë në kujtesë, do të ishte e mbramja në jetën e tij. Edhe ajo, gjithashtu, zor se mund ta harronte. Asnjëri nga të dy nuk mori ndonjë plagë të thellë, por që të dy do ta kujtonin, si një gjë të shenjtë takimin e tyre të fshehtë.

Pse tani "kjo nxënëse" i përmendi atë gruan e Kobes? Një çudi për t'u çuditur. Eguti çeli sytë dhe fshiku me dorë qerpikët e saj. Ajo harkoi vetullat, shtrembëroi fytyrën, hapi gojën dhe nxori majën e gjuhës dhe, sakaq, e futi brenda, si ta kridhte në ujë. Mu në mes të asaj gjuhëze fëmijërore, ai, mëtoi një ropëz të ëndshme. Ajo po e joshte. I vështroi gojën e hapur. Çdo të bënte vallë, ajo gjuhëz sikur ai t'i hipte përsipër bukuroshes së fjetur? Plakut iu kujtua një takim dikurshëm me një prostitutë, edhe më e re se kjo vajzë. Femrat e përdala ai nuk i honepste, po ia bëri peshqesh një rniku i tij, Ajo vajzuke e irritoi Egutin me gjuhëzën e saj të hollë e të giatë, që e lëvizte përherë, si një lëvere.

Në ndërkohën e kësaj ekstaze, ca tinguj daulleje dhe flauti, që binin andej nga qyteti, ia mbushën shpirtin me hare Egutit. Dukej qe një natë feste. Me ca viza kryeneçe në fytyrë ajo sytë i kishte mu si bajame. E shpërqendruar, kuptohej se ajo donte t'i shpëtonte një orë e më parë klientit të saj.

- Mos do të shkosh në festën e qytetit? - e pyeti Eguti.

- More, sa i zgjuar qenke. Doemos. Këtu më thirrën rastësisht, me rekomandimin e një shoqes time.

- Epo, ik atëherë.

- Kush e dëgjon padronen, pasandaj.

- Mos u bëj merak, bisedoj unë me të.

- Vërtet?

- Sa vjeç je?

- Katërmbëdhjetë.

Nuk ia bënte fare syri tërr nga burrat. Nuk ndihej as e poshtëruar e as e braktisur. U vesh ngulazi, dhe, po ashtu, ia mbathi për në festën e qytetit. Eguti ndezi një cigare dhe një copë herë të gjatë ndenji duke dëgjuar daullet, flautet dhe pramatarët e rrugës. Nuk e mbante mend sa vjeç ishte në atë kohë. Por s'duhet të ketë qenë fort i ri, derisa atë vajzën e nisi, pa mbaruar punë. Bukuroshja, aty pranë, ishte më femërore dhe nja dy-tre vjeç më e madhe se ajo. Ndryshimi ishte se këtë e kishte për tërë natën, vënë në gjumë, për të mos u zgjuar edhe sikur të binin topa e daulle bashkë.

Eguti rrinte veshçulitur. I bëhej sikur dëgjonte erën e maleve, matanë shtëpisë. Ndiente në fytyrë firomën e ngrohtë të gojës, paksa të hapur të vajzës. Drita e dobët e tavanit, përzier me kuqëlimin e kadifesë, kishte ngjyer edhe gojën e saj. Nuk e kishte si gjuhën e prostitutës, akull të ftohtë. Në shtëpinë e bukurosheve të fjetura sefte po shikonte një

vajzë gjuhëjashtë, në gjumë. U mat t'ia çikte me gisht, po sakaq, iu ndez gjaku. Por nuk u vrazhdësua dhe as u frikësua. Ç'të keqe më të madhe mund t'i bënte mashkulli një femre? Edhe aventurat me atë gruan e martuar apo me atë laviren katërmbëdhjetë vjeçare s'qenë veçse disa çaste të një jete të njeriu. Që aty xixëlluan e aty u fikën. Martesa, edukimi i të bijave s'kishin qenë veçse një realitet i gjatë e i këndshëm në dukje, që fluturoi si një hop i vetëm. Tërë jetën ai kishte drejtuar të shoqen e, ndoshta, kishte ndikuar edhe në karakterin e të bijave. Mos vallë e keqja qëndronte pikërisht në këtë? Me gjasë, nën trysninë e zakoneve dhe të normave të kësaj bote, njeriu humbet aftësinë për të dalluar të mirën nga e liga.

Të qëndrosh shtrirë pranë një vajze të fjetur, padyshim, nuk është veçse një e keqe. Kurse vrasja e vajzës do ta nxirrte në pah këtë të keqe. Nuk përbënte ndonjë vështirësi ta mbysje atë, duke zënë hundë e gojë. Vajza po flinte gjuhëjashtë, si një fëmijë. Edhe sikur plaku t'i çikte gjuhën me gisht, ajo do ta lëpinte si një foshnjë sisën e të ëmës. Ia mbylli gojën me dorë. Sapo e hoqi pëllëmbën, ajo sërish e çeli paksa. Sa të bukura që ngjanin në gjumë ato buzët e saj si burbuqe.

Ndoshta Egutit i lëvriu diçka në kraharor, meqë vajza ishte mjaft e re. Klientët e kësaj shtëpie jo vetëm se brengoseshin për rininë e humbur, por aty, ata, do të dëshironin t'i harronin gjithë poshtërsitë që kishin bërë në jetë. Kiga nuk i kallëzoi për sekretet e klientëve të tjerë, edhe ashtu të pakët në numër. Nuk ishte e zorshme të nënkuptohej se aty afroheshin vetëm ata që kishin lindur me këmishë, dështakët nuk e njihnin atë derë. Disave u ecën mbroth, falë maskarallëqeve që bëjnë dhe përparojnë në përpjesëtim të drejtë me numrin e krimeve që kryejnë. Këta njerëz nuk e njohin paqen shpirtërore, përkundrazi, vazhdimisht rrojnë të çoroditur, moralisht të rënë, në një ankth të

përjetshëm. Ngjitur me kurmin e zbuluar të një vajze të fjetur, ata ndjehen të ndrydhur nga frika e vdekjes, që po turret t'i gllabërojë dhe jo vetëm nga trishtimi për rininë e ikur. Po aty, ata, i gërryen pendesa për mbrapshtitë e bëra. Të tjerë kanë qenë fatkeq në jetën familjare, siç u ndodh rëndom njerëzve orëmirë. Zor se kjo skotë mund të kishte ndonjë Budë, para të cilit të gjunjëzoheshin e të faleshin. Tek shtrëngojnë fort e më fort bukuroshet lakuriqe, pleqtë shkriheshin me ca lot të akullt, gulçojnë ngashërimesh, këlthasin, po vajzat s'duan t'ia dinë dhe nuk zgjohen sikur dhe murit me kokë ata t'i bien. Pranë tyre pleqtë as turpërohen e as përdhosen. I shfryjnë lirshëm ankesat dhe brengat e tyre. Mos vallë bukuroshja e fjetur për ta ishte një farë Bude? Një Budë i gjallë? Ato vaga me njomështinë dhe aromën e tyre u premtonin pleqve faljen e mëkateve dhe paqen shpirtërore.

Eguti mbylli sytë. Deri më tash ai kishte parë tri bukuroshe të fjetura. Çudia është se, pikërisht më e vogla, ajo me më pak përvojë, e nxiti të përsiaste kësisoj. Plaku e përqafoi vajzën me sa fuqi kishte. Gjer atij çasti ishte munduar të mos e ngacmonte. E telikosur ajo, nuk do t'i kundërshtojë dot. Ishte një vajzë imcake gjer në dhimbje. Ndonëse flinte, ajo e ndiente praninë e Egutit dhe kyçi gojën. E ngjeshi aq fort pas vetes, sa iu lëndua trupi dhe kockat e saj.

Si do t'i shkonte filli në jetë kësaj vajze? Mbase do të vegjetonte diku, në limonti, fatpadalë dhe pa ndonjë karrierë kushedi se çfarë, - arsyetoi Eguti.

Ai dëshironte, që ajo të shpërblehej me një lumturi të merituar, për atë ngushëllim që u blatonte pleqve në këtë shtëpi të mistershme; për një çast, ai kuturisi e tha me vete se mos ajo ishte mishërim i Budës, siç përshkruhej në tregimet e lashta. A s'kemi lexuar ne rrëfime, ku tundueset dhe gratë mendjelehta paraqiten si personazhe të Budës? Me

një tufë flokësh të vajzës në dorë, plakut një çikë e nga një çikë, i erdhi zemra në vend. Zu t'i rrëfehej vetvetes për gjynahet e së kaluarës. Po në shpirt i rëndonin vetëm shembëlltyra grash. Qenë ca kujtime të ndritura, në të cilat s'kishin rëndësi as kohëzgjatja e marrëdhënieve, as bukuria e as shëmtimi i personazheve, as zgjuarsia e as marrëzia e tyre, as anët pozitive e negative. Qenë ca gra si ajo e Kobes me atë shprehjen e saj: "Fjeta si e vdekur, si e vdekur fjeta". Ca gra që harronin gjithçka në këtë botë dhe që gajaseshin kënaqësie nga dhelet e Egutit dhe jo se e donin, po për shkak të natyrës karakteristike fernërore. Po kjo vogëlushja kur të rritej, ç'rrugë do të merrte, vallë? Plaku i ledhatoi shpatullat. Po më kot, ajo asgjë nuk ndiente. Pranë kësaj "mashtrueseje", ai, ishte përpjekur të sqarohej se ç'kishte mundur të mësonte, gjatë tërë jetës së tij gjashtëdhjeteshtatë vjeçare, për atë hon pa anë e fund, emërtuar, zakonisht, me fjalën seks. Po aty e pas pak, edhe këtë pikëpyetje e përfilli si një simptomë më shumë të ligështisë plectërore. Nuk mund të mos habitej Eguti plak edhe me faktin se, pikërisht, kjo çupëlinë i ngjalli gjithë të shkuarën e tij dashurore. Puthi ojën e saj të mbyllur; kishte ca buzë, pa një shije. Të thara. E çë pastaj? S'do ta shihte më atë vajzë. Dhe kur buzët e saj të merrnin shijen e athët të pasionit, ai, me siguri, do ta kishte thyer qafën për në botën e përtejme. S'kishte përse të pezmatohej. Vuri buzët mbi vetullat dhe qerpikët e saj. Ajo u gudulis, rrotulloi kryet, me hallin mbi sytë e Egutit.

Nën qepallat e tij aty ndizeshin, aty shuheshin, pareshtur, vegime nga më të ndryshme. Ja, mu para syve i fluturuan ca shigjeta floriri me zymbyl të kuq në majë dhe me shumëngjyrëshe në bisht. Pernjimend diçka fantastike. Si nuk u binin lulet me gjithë atë shpejtësi bjerramendëse?! Eguti hapi sytë. Ishte harruar në një dremkë.

Ora dymbëdhjetë e gjysmë. Mori hapet në dorë. Pesimizmi dhe vetmia pleqërore nuk e ndrydhën kësaj nate. Të ngadaltë e kishte frymëmarrjen vajza. Ilaç a s'di çfarë helmi i jepnin, asnjë dhembje nuk i shkaktonin. Me dëshirë do të pranonte të groposej në gjumin e saj, qoftë edhe vetëm një herë. Doli në dhomën ngjitur. Shtypi butonin t'i vinte ajo gruaja, t'i lypte një ilaç si të vajzës. Heshtje varri. Kumbimi i gjatë i ziles sikur e shtoi edhe më të ftohtin që zotëronte. U tremb. Një fllad i lehtë frynte jashtë dhe trazonte fletët e zverdhura. Dallgët nuk ndiheshin. Në atë qetësi varrezash, ajo shtëpi qygare ngjante si një fole fantazmash. Kishte veshur një jukata të hollë. U kthye në dhomën intime, me fytyrën paparune të çupëlinës, me gjoksin e saj të gufuar nga të nxehtit, me shputat e këmbëve mbi tatami, përvëluar e tëra nga ethet e pasionit.

- Kujdes se mos ftohesh, - i tha plaku dhe, sakaq, i dogji ndryshimi i madh që kishin në moshë. Ah, sikur të ishte mundësi, do ta përlante brenda vetes këtë vogëlushe. Në të gdhirë, Eguti e pyeti gruan që i pruri sillën:

- A e dëgjove natën zilen? Do t'ju kërkoja një ilaç si të vajzës. Që të më zinte gjumi i saj.

- E kemi të ndaluar. Po mbi të gjitha, është tepër i dëmshëm për ju pleqtë.

- Zemërpastër siç jam, s'kam pse të frikësohem. S'do të kisha asnjë kundërshtim, që të bija e të mos ngrihesha më.

- Vetëm tri herë keni qenë këtu dhe me kaq pretendime.

- A s'më thoni, cili është trilli më i madh që mund t'ia lejojmë vetes në këtë shtëpi? Gruaja nënqeshi lehtë dhe e vështroi Egutin pa një fije dashamirësie.

# 4

Një qiell i murgët dimëror. Ndajnatës, një shi i ftohtë nisi të vesonte e më vonë pllakosi lloha. Në dritën e dobët të fenerit elektrik, me të cilin gruaja i ndriçonte rrugën, ai dalloi diç të bardhë mes pikave të shiut. Flokët e dëborës, tepër të shkrifët, treteshin, me të rënë mbi gurët c njomë.

- Mbrohu se mos rrëzohesh, paralajmëroi ajo, duke rnbajtur në njërën dorë çadrën mbi kryet e Egutit dhe me tjetrën plakun për krahu. Edhe nëpërmjet dorashkës, ai, ndjeu vak.ësinë e dorës së saj dhe s'di pse pati një farë neverie.

- S'është nevoja, - Eguti ia hoqi dorën. - Ende s'jam në atë derexhe sa dynjaja të më tërheqin prej krahu.

- Po gurët janë të rrëshqitshëm, - tha gruaja, - e plot me gjethe të rëna panje. Disa syresh të rrudhosur e të zverdhur, shkëlqenin të lagështitur.

- Këtu ardhkan edhe plot të ronitur, gjysmë të paralizuar, aq sa detyroheni  t’i mbani për krahu, në mos po edhe hopa. - vërejti Eguti.

- E kemi rreptësisht të ndaluar interesimin për klientët e tjerë. - Fillimi i dimrit është i rrezikshëm për këtë kategori të moshuarish. Si ia bëni, po t'u ndodhë ndonjë atak a pushim zemre?

- Nuk parashohim asi fatkeqësish, përndryshe mbarojmë. Por unë mendoj, se për çdo vizitor do të ishte një kënaqësi të vdiste në këtë shtëpi, - ia pat gruaja, gjithnjë me një nënqeshje shpotitëse.

- Veç për ju do të ishte edhe një telash më tepër.

- Doemos, - pranoi ajo me një fytyrë maske.

Një ndryshim të vogël vërejti ai në dhomën e katit të dytë: Mbi tokonoman nuk ishte më ajo piktura me gjethe panje, po një peizazh dimëror. Edhe ky një riprodhim.

Shpejt e shpejt gruaja e sajdisi Egutin me çaj të gjelbër.

- Përherë në çastin e fundit telefononi, - tha ajo. - Asnjë nga të tri vajzat nuk ua mbushi syrin? - pyeti.

- Përkundrazi. Që të tria më pëlqyen jashtë mase. Këtë nuk e them ashtu, kot, sa për të kaluar radhën.

- Porosinë bëjeni me telefon dy-tri ditë përpara, tamam siç i ka hije një sevdalliu...

- Lëre, lëre. Ç'sevda mund të kesh me një vajzë të fjetur, krejt të panjohur. Njësoj, si të shtrihesh me një kërcu.

- Po në gjumë, pulsi rreh, ama.

- A u ka bërë vaki që akëcila vajzë të interesohet për filan plak, që një natë të tërë i ndenji te koka?

- Mos u qederosni. Asnjë pyetje nuk u lejohet të bëjnë.

- Në s'gaboj, po në këtë shtëpi më keni thënë se nuk i pranoni simpatitë ndaj kësaj apo asaj vajze. Bëhet fjalë për sevdallinjtë. Sot po më flisni me një gjuhë tjetër. Çudi. Mos jeni bërë gjë xheloze?

Ajo buzëqeshi me cinizëm.

- Kushedi sa gra keni përlotur në rininë tuaj.

- Kodra pas bregut! Një shaka pa kripë! - u indinjua Eguti.

- Edhe fakti që këtë shaka e pritët me këmbët e para, më shton dyshimin.

- Kësaj shtëpie nuk ia shohin bojën qejflinjtë. E vizitojnë vetëm pleqtë zemërplasur për një copë femër. Të gjorët, nuk e kuptojnë që edhe qiellin me dorë të kapin, të kaluarën s'e kthejnë dot më kurrë.

- A thua? - u tall gruaja gjithë, me po atë maskë në fytyrë.

- S'më thatë, se cili është trilli më i madh, që mund t'u lejohet pleqve në këtë shtëpi?

- Hë… Epo… Ja… vajzat e fjctura.

- Po a u lejohet pleqve të përdorin po atë ilaç gjumi, si të vajzave?

- Sikur jemi sqaruar një herë për këtë.

- Po ç'të keqe mund t'u bëjnë vajzave të moshuarit? Kam parasysh të keqen më të madhe?

- As që e shtrojnë për diskutim se vajzat tona mund të dëmtohen sadopak. Tiposeni mirë këtë në kokë, - tha gruaja zë ulët, me pamjen e një komplotisteje.

- S'ka mirësi, pa ligësi... - çuçuriti plaku.

Sytë e zinj të gruas vështronin si në boshllëk.

- Vajza është e pambrojtur, si një fërnijë. Ndokush edhe mund ta mbysë...

Balli i Egutit u mbush me sumbulla djerse.

- S'ka burrë nëne që vajzat t'i zgjojë nga gjumi.

- Ashtu mendoj edhe unë.

- Ja një mundësi ideale për një vrasje kolektive.

- Me veten tuaj mund të bëni ç'të doni.

- Për t'i shpëtuar lemerisë së vetmisë, unë, edhe mund ta vras veten.

- Edhe ndodh me të moshuarit, - tha gruaja, pa e prishur terezinë. - Mos keni pirë ndonjë gotë verë? Se do çaprashisni mbarë e mbrapsht.

- Në mos po më keq akoma.

Gruaja vështroi shkarazi, kinse fjalët e tij i lakoi rrëzë veshit.

- Sonte keni një vajzë të prushtë. Tamam për një natë si kjo. E kalofshi mirë, pra, - tha ajo e zbriti poshtë.

Sapo hapi dcrën e dhomës intime, Eguti ndjeu, më fort se herët e tjera, aromën ëmbëlake të vajzës, shtrirë shpinani. Ajo dihaste thellë, sikur rënkonte. Për shkak të kadifesë, flokët e saj iu dukën të kuqërremtë. Gusha të verbonte me bardhësinë e saj. Digjej e tëra - gruaja nuk e kishte gënjyer.

- Ah, - i shpëtoi, padashur Egutit kur u gjend nën kuvertë pranë saj.

Ishte paksa e djersitur, çka ia bënte më të spikatur aromën e kurmit. Eguti mbylli sytë. Nxehtësia e saj, jo aq i përçohej, sesa e mbështillte të tërin. Thimthat e gjirit i kishte çuditërisht, të vegjël. Egutit iu kujtuan fjalët e gruas dhe e rrëqethi mendimi se mos e mbyste atë vajzë, me lëkurë dehëse. Ç'aromë, vallë, do të kishte po ta mbyste? Që t'i dëbonte këto mendime ogurzeza, Eguti imagjinoi të ecurën disi ngalakaqe dhe lëvizjet e plogëta të vajzës. A mund të ketë gjë më të shëmtuar për një vajzë, bukurinë e së cilës e përfaqësojnë në radhë të parë këmbët e saj? A kishte ndonjë rëndësi për plakun gjashtëdhjetë e shtatë vjeçar, zgjuarsia a marrëzia, kultura a injoranca e një vajze, me të cilën do të dëfrente vetëm një natë, për të mos e parë më kurrë, mandej? Tani nuk i mbetej veçse t'i afrohej, ndofta edhe ta prekte. Po ajo flinte dhe s'do ta merrte vesh, që ky Eguti ishte një plakaruq shëmtaraq, i cili

jo të nesërmen, po qysh tani, ishte një stërhuaj për të. Po ajo ç'ishte, një lodër a një viktimë?

E katërta herë në atë shtëpi, po vetëm sonte ai pikasi se po bëhej përherë e më i pashpirt. Po ajo, a e kishte kuptuar rolin e saj në këtë shtëpi: Mbase ç'prej kohësh nuk mendonte më për pleqtë e mjerë, se ndaj Egutit nuk po reagonte fare. Po me ç'nuk mësohet njeriu në këtë botë, ajo që gjer më dje i është dukur e pakuptimtë, sot i ngjan krejt normale.

Eguti ndryshonte nga pleqtë e tjerë. Po le të jemi më të saktë: ndryshonte kryekëput. Ja, këtë plaku Kiga nuk e pati parasysh kur i rrëfeu Egutit për këtë shtëpi. Sepse Egutit ende i çohej ai miku kur e kur ç'ka donte të thoshte se hidhërimin, përdëllimin dhe vetminë, ai, nuk e përjetonte po me atë mprehtësinë e pleqve të tjerë. Eguti nuk e kishte hiç të domosdoshme, që vajza të ngurtësohej ashtu, në gjumë.

Në vizitën e parë, ai, rnendoi t'i shpërfillte rregullat e kësaj shtëpie, po u ndrydh tek u ndesh me një virgjëreshë. Asaj nate u betua se do t'i respektonte deri në një ligjet e këtushme, se do të radhitej në mbrojtësit më të flaktë të bukurosheve të fjetura dhe s'do të bënte asnjë përpjekje për të zbuluar të fshehtat e pleqve të tjerë. Po një merak i mbeti ama: përse në këtë shtëpi pranonin virgjëresha, çka i dukej marrëzi e shkuar marrëzie. Po e ndau se me kalimin e kohës do ta ftillonte edhe këtë enigmë!

Po te vajza e stome s'di pse dyshonte. Nuk besonte në virgjërinë e saj. Kraharor mbështetur mbi supet e saj, këqyri fytyrën. Kishte ca tipare të shpërpjestuara si dhe shtatin, veç përkundër hamendjes së tij – tepër fëmijërore. Hundëçipe, faqembushur, vetulldendur dhe flokët përpara krehur në mënyrë të atillë sa, balli të kujtome malin e Fuxit.

- Një mrekulli! - belbëzoi Eguti dhe nguli mjekrën në faqe. Ajo e ndjeu rëndesën dhe u kthye me fytyrë kah tavani. E la të qetë.

Një grimë herë ndenji shtrirë, palëvizur. Aroma e pazakontë e vajzës i giciloi hundën. I ndërmendi sërish erëmimin qumështor të foshnjës së gjirit. Edhe pse ndryshonin, a s'përbënin vallë, këto dy kundërmime, boshtin kryesor tub jetës së njeriut? Qysh në lashtësi mjaft pleq janë munduar të gjejnë eliksirin e rinisë së amshuar në aromën e grave të reja. Po mirëzën e vajzës zor se mund ta quajmë aromë. Nëse plaku do t'i nëpërkëmbte rregullat e kësaj shtëpie, atëherë aroma e saj mund të shndërrohej në një taft me shije gjaku. Po këto meditime a s'tregonin vallë, se edhe Eguti ishte plakur? Dhe, pikërisht, një asi kundërmimi me shije gjaku, a nuk përbën vallë, gurrën e jetës njerëzore? Vajza mund të mbetej edhe shtatzënë. Sidoqë në gjumë, proceset fiziologjike i vazhdonin edhe të nesërmen në mëngjes, ajo do të zgjohej. Veçse shtatzënë ajo do të mbetej pa dijeninë e saj. E çë, nëse Eguti, do të linte tani në këtë moshë, edhe një trashëgimtar tjetër? Është e vërtetë thënia: femra të josh dhe të shpie në ferr...

Vajza s'kishte asnjë mundësi mbrojtjeje. Për voli dhe për të mirën e pleqve. Po ajo ishte pisk e lakuriq dhe nuk zgjohej sikur Eguti të hante edhe veten me dhëmbë. Egutit i piku në zemër për të dhe befas, mërmëriti:

- "Vdekje pleqve, dashuri të rinjve, një herë vdekje, mijëra herë dashuri". Sikur u qetësua disi. Nuk ishte kryeneç nga natyra. Mezi dëgjohej zhëzhërima e llohës që binte jashtë. Deti s'bubullinte më. Plaku hodhi sytë mbi suprinën e tij pa kufi, ku flokët e dëborës shkrinin në çast. Një shpend i egër si një shkabonjë, vërtitej përmbi valët e zeza, me një diç të gjakosur ndër kthetra. Nuk i besohej që ajo "diç" mund të ishte një krijesë njerëzore. Po sikur të ishte ndonjë nga ato fantazmat që

të ndërmendnin zvetënimin e racës njerëzore? Tundi lehtazi kryet dhe u nda nga ai vegim.

- Vapë, vapë, - tha plaku. Dhe jo vetëm për faj të kuvertës elektrike. Vajza zbuloi gjysmën e gjoksit, jo fort të ndërkryer. Po dhëmbët si i kishte vallë? I nduku me dy gishta buzën e poshtme. Gojë të vogël, dhëmbë mesatarë. Ajo nuk e mbylli gojën edhe kur Eguti i hoqi gishtat e njollëzuar me të kuq buzësh që mandej i fshiu me bulëzën e veshit dhe me qafën e saj.

"Me siguri, edhe kjo e virgjër do të jetë" - mendoi Eguti. Në vizitën e dytë për qime iu shmang qafës, ndaj edhe kërdisi veten me të shara. Tani nuk dëshironte ta përsëriste po atë gabim. E ç'rëndësi kishte për Egutin virgjëria e saj? "Po nuk është ashtu, jo", ngulmoi Eguti dhe iu bë se një zë i brendshëm nisi ta përqeshte.

- Mos është djalli ai, që po më përqesh, ashtu?

- Jo, jo, po merre më shtruar. Ti sikur e tepron me ndjenjat dhe me emocionet e tua, si gjithë ata, që e kanë ngrënë çairin.

- S'është e vërtetë, unë përpiqem t'u shëmbëllej pleqve të tjerë, që janë më për të qarë hallin se unë.

- Hëm. Dëngla, maskara, dëngla! Pse një virgjëreshë na qenka e pafajshme dhe tjetra, me histori dashurie, na qenka mëkatare? E ç'i duhen virgjëreshat kësaj shtëpie? Ndryshe do të flisje po t'i njihje nga afër hallet e pleqve. Mos hajde më këtu. Vërtet kujton ti, se po të zgjohej, qoftë edhe një vajzë, ndër njëqind mijë-njëqind mijë- ky apo ai plak do të koritej?

Eguti u përgjigj po vetë pyetjeve që bënte. Nuk bindej se këtu vetëm virgjëresha vinin në gjumë. Apo mos kjo ishte një dëshirë e të moshuarve? Ç'duhej të bënte, vajza të hapte sytë, qoftë edhe në mënyrë

të pavetëdijshme? A do t'i dilte gjumi po t'i ngulte thikën në bark apo në gji?

- Sa i lig që jam bërë nëpërdhëmbi Eguti. - E afërt është ajo ditë kur do të jem po aq çapaçul sa edhe klientët e tjerë të kësaj shtëpie. - Mendimet mizore nuk e linin rehat. Ta rrënonte nga themelet këtë shtëpi dhe vetë të zhdukej, pa nam e pa nishan. E cyste, kësisoj vajza, aty pranë, që ndonëse mjaft e lezetshme dhe mjaft e zjarrtë, me ca gjinj të bardhë e të mirë ekspozuar, prapë i mungonte ajo, e ashtuquajtura, bukuri e përsosur. Mos plakun e kishte karfosur ndonjë ndjenjë krejt e kundërt me pendesën? Se edhe frikacakët, aty nga mbarimi i jetës, bëhen aq burra, sa të pendohen. Por ai ishte më pak trim se e bija e vogël, me të cilën, dikur, ishte kënaqur duke goditur "kamelienpetalrënë" në tempullin e Cubakiderës. Eguti mbylli sytë. Dy fluturza nisën të lodronin kaçubeve të krasitura, përgjatë pllakave prej guri të rrugicës së kopshtit. Aty fshiheshin shkurreve e aty dilnin së andejmi, të hareshme. Mandej u ngritën paksa dhe ia nisën një vallëzimi të lehtë. Në këtë e sipër, në atë grumbull gjethesh vrulloi edhe një flutur tjetër e pas saj - edhe një tjetër. "Ja, dy çifte bashkëshortore", - mendoi Eguti, po sakaq u dha edhe një flutur tjetër e pestë. Mos vallë kishin ndonjë garë? Po, befas, nisën të hovnin, njëra pas tjetrës, një mizëri fluturash e për disa çaste kopshti i tërë u shndërrua në një vallëzim fluturash të bardha. Një fllad i lehtë përkundi kurorën gjerashe të panjës, mbi degët e së cilës ende vareshin ca gjethe të mëdha. Fluturat u shtuan gjersa kopshti shëmbëlleu me një fushë bardha. Tek shikonte panjën, Eguti pyet veten se mos ky vegim kishte ndonjë lidhje me shtëpinë e bukurosheve të fjetura. Gjethet e panjës fantazmë, qenë skuqur me dëshirën për të nxjerrë në pah edhe më shumë bardhësinë e fluturave bredharake. Dëbora e lagët vazhdonte binte.

Eguti e harroi acarin dhe dëborën tej dritares. Mos vallë atë vegulli fluturash kërcimtare ia ndolli gjiri i bardhë vajzës, pranë tij? Hapi sytë. Kundroi thithmat e vegjël e trëndafili në gjinjtë e bollshëm. Dy thithma, si dy modele virtyti. Mbështeti faqen mbi gjoksin e saj, ku i bëri disa vurrata ngjyrë gjaku. Fërgëlloi i tëri.

- Do të ftohesh, - i tha vajzës dhe e mbuloi me kuvertë. I kapërdiu një herësh dy hapet e nënjastëkut.

- Po ti je fare e re. - Eguti e ktheu vajzën kah vetja.

Në të gdhirë, gruaja trokiti në derë. I tha:

- Ora tetë, zotëri.

- Ja, u çova. Në atë dhomën, aty, bën ftohtë, besoj.

- Soba është ndezur.

- Po dëbora? Pushoi. Po moti është i vrenjtur.

- Vërtet?

- Silla është gati. Sërish mbylli sytë. U ngjesh pas atij kurmi të jashtëzakonshëm vajze:

- A s'ka ardhur edhe djalli vetë nga skëterra të më thërrasë?

Pas dhjetë minutash, gruaja trokiti prapë, më fort akoma. Ajo shqiptoi e zemëruar:

- Zotëri.

- Dera është e hapur, - tha Eguti. Gruaja hyri brenda në dhomë. Plaku mezi u ngrit. Ajo e ndihmoi të vishej, madje i mbathi edhe çorapet; kur i preku këmbët me dorë, ai u pulit. Eguti doli në dhomën ngjitur, ku e priste çaji i shijshëm. Tek rrufiste gjithë endje lëngun e gjelbër, ajo e kundronte me ca sy të akullt e dyshimtë.

- A të pëlqeu vajza?

- Vajzë e mirë.

- Po ndonjë ëndërr të bukur a pe?

- Jo, rashë si i vdekur. Ç'prej kohësh s'kisha fjetur kaq rehat. - Eguti gogësiti mahmur. Ende s'më ka dalë gjumi.

- Keni qenë i lodhur.

- Vajza juaj më lodhi. A vjen shpesh ajo këtu? Gruaja rrinte sy ulur, me një shprehje të ashpër fytyre.

- Le të mos flasim për kësi gjërash. - Fytyra e saj e zbehtë edhe e drobitur mori një ngjyresë dheu.

- Si guxoni? Çdo gjë ka një kufi.

- Kufi?

Plaku deshi, po nuk buzëqeshi dot. Gruaja dyshoi se mos Eguti i kish bërë vajzës ndonjë të pabërë. Brofi dhe hyri me një frymë në dhomën fqinjë.

# 5

Dimri në palcën e tij. Deti gjithë bulurinte, në stere e era qe fashitur.

- Më gëzohet shpirti, që po të shoh në këtë cingërimë... - I tha gruaja, duke hapur derën e kopshtit.

- Po mua të ftohtit më detyroi të vija këtu. S'ka lumturi më të madhe për një plak, se sa të vdesë në një natë si kjo, pranë një vajze të re.

- Jeni i pakuptueshëm.

- Fqinjësia me vdekjen më bën të tillë.

Me sobën ndezur dhoma ishte e ngrohtë. Gruaja i solli një çaj aromatik.

- Ku fryn kështu? - pyeti Eguti.

Gruaja i hodhi një sy dhomës.

- S'kemi lënë vrimë pa zënë.

- Mos është fantazma e ndonjë të vdekuri.

E zverdhur, gruaja rrudhi supet.

- A s'më mbush cdhc një filxhan tjetër? Të nxehtë veç.

Ajo ia plotësoi dëshirën dhe pyeti vrerët:

- A iu ka rënë gjë në vësh.

- Ashtu më duket.

- Dhe prapë erdhët. - Gruaja e nuhati se Eguti dinte gjithçka. Ajo nuk e ndrydhi pakënaqësinë.

- Ju faleminderit për sinqeritetin, por unë e shoh të arsyeshme, t'iu them se, do të bënit mirë, që të mos vinit më këtu.

- Edhe pse i mirinformuar për gjithçka, unë, prapë, erdha...

- Ha, ha, ha, - i habitshëm dhe djallëzor ishte ai gazi i saj.

- Helbete, dimri paraqet rrezikshmëri për pleqtë. A s'do të ishte më e udhës, që në këtë stinë kjo shtëpi të mbyllej fare?

Heshtje.

- Klientët e tjerë, unë, i njoh, veç po vdiç edhe një i dytë a një i tretë, ju nuk i shpëtoni dot përgjegjësisë.

- Këto ia thoni padronit. Ç'faj kam unë?

- Edhe ju s'jeni duar jashtë. Kufoma në hotelin e ujërave termale nuk mund të shpihej pa ndihmën tuaj.

Bërryl mbështetur mbi gjunjë, gruaja shtangu, e tendosur.

- Këtë e bëra për t'i ruajtur emrin e mirë.

- Emrin e mirë? Pse edhe një i vdekur paska nevojë për emër të mirë? Mos e ke fjalën për namin. Jo, ai i duhet farefisit dhe jo një të vdekuri. Dëngla zonjë, dëngla. Edhe shtëpia, edhe hoteli i llixhës një pronar kanë.

Heshtje.

- Ma merr mendia se gazetat s'do të kishin vënë tellallin për një plak të vdekur, pranë një vajze gollomesh. Unë do të kasha qenë i lumtur po të më linin në dhomë me vajzën.

- Të bezdisin tërë ato procedura dhe analiza. Mos harroni se kjo dhomë nuk është si gjithë të tjerat dhe mund të lindin telashe si për klientin ashtu edhe për vajzën...

- Ajo me siguri ishte në gjumë.

- Padyshim... Dhe me t'u vërtetuar vdekja e plakut, ne e morëm dhe e fshehëm. Nuk e kuptoj se kush e përhapi këtë lajm.

- Pse vajza nuk është më këtu?

- Veprimtaria jonë është e paligjshme.

- A mund të merret si dëshmitare ajo?

- Mendoj se jo.

- Unë s'vuaj nga ndonjë sëmundje, kështu që s'kam pse të trembem. Veç në më ndodhtë gjësendi, mos më largoni, ju lutem, nga vajza.

- As mos e mendoni një gjë të tillë, - ia preu gruaja.

- Bëni mirë të ktheheni në shtëpi. Përherë fyellit në një vrimë i bini.

- Bëra shaka. Eguti u shkri gazit.

As që e mendonte se mund të vdiste pa pritur e pa kujtuar. Një gazetë, vdekjen e plakut e përshkroi si "të befasishme". Në ceremoninë mortore, Kiga ia shtjelloi tërë ngjarjen Egutit. Plaku kishte vdekur nga infarkti.

- S'duhej ta kishin shpënë në hotelin e llixhave.

- Zakonisht, ai rrinte në një bujtinë tjetër, - tha Kiga. Sidoqoftë, të vërtetën e kulluar askush nuk e di. Ndonjëri edhe mund ta quajë vdekjen e tij të këndshme, por mendimi im është se ai do të ketë vuajtur shumë. Drejtor Fukurën e kam patur mik dhe s'po lë gur pa lëvizur për të zbuluar gjithë të vërtetën. Të afërmit e tij ende nuk e kanë marrë vesh. A të bëjnë përshtypie nekrologjitë e gazetave? U botuan dy

nekrologji njëherësh. Njëra nga trashëgimtari dhe e shoqja, tjetra nga firma.

- Ja se kush ka qenë Fukura, - dhe Kiga vizatoi me dorë në ajër një qafë të trashë, një alamet kraharori dhe një bark dërdëng. - Edhe ti kërkohet të tregohesh më i kujdesshëm.

- Mos më qaj hallin.

- Një gjë është e sigurt, trupin e Fukurës e tërhoqën oshë deri gjer te hoteli i llixhave.

- Zvarrë? E pse jo me makinë?

- Kësaj vdekjeje - vunë kapak, veç po u përsërit, ajo shtëpi s'do ta ketë të gjatë, - tha Kiga zë ulët, tek varrezat.

- Po, besa, - miratoi Eguti.

Gruaja, pa e mohuar vdekjen e Fukurës, hollësitë i anashkaloi.

-Vajza vërtet s'mori vesh gjë? - ripyeti Eguti.

- S'ka se si. Tek po jepte shpirt, ai, i gërvishti me thonj qafën dhe gjoksin. Si plak që ishte, Fukura mund të vdiste në çdo vend e në çdo çast. Për të mund të ketë qenë edhe një vdekje e ëmbël.

- Vdekja e një gërxhoje përherë është diçka e shëmtuar. Mbase ky ka qenë një fund i lumtur për të. Përndryshe do të kishte përfunduar dyerve të skëterrës.

- A e njoh unë atë vajzë?

- S'mund ta them.

- Përse?

- I dhamë ca ditë pushim, sa t'i shërohen plagët.

- M'u tha goja për çaj, gruaja i tha :

Duke i mbushur filxhanin me çaj, gruaja i tha:

- A trembeni se mos ju vjen natën shpirti të vdekurit?

- Me gjithë qejf do të bisedoja me të.

- Për çfarë, - e pyeti ajo.

- Për atë pleqëri, që na pret ne burrat.

- Më falni, po bëra edhe unë një shaka.

- S'ka gjë! Veç dijeni se edhe unë kam anën time të keqe, sikur edhe ju. - Eguti e shënjoi me gisht.

- Po juve kush u lajmëroi për vdekjen e plakut?

- Dëgjova ca rënkime të çuditshme. U ngjita lart, ku dhe e gjeta në botën tjetër.

- Po vajza a ndieu gjë?

- Kot nuk i kemi vënë në gjumë.

- Edhe kur e nxorën kufomën jashtë, prapë s'dëgjoi?

- Sigurisht, që jo.

- E lemerishme.

- Deri më sot a u është dukur e tmerrshme ndonjë vajzë?

- Lërini këto muhabete dhe shkoni atje për ku keni ardhur.

- Për ne pleqtë ndoshta edhe mosha e tyre është e llahtarshme.

- Xhevahire lëshoni nga goja... - Ajo buzëqeshi lehtas, iu afrua derës së dhomës së ngjitur dhe e hapi paksa:

- Po ju presin të dyja në gjumë... Urdhëroni çelësin.

- Dy, - plaku çakërriti sytë. - Po ato, a e kanë marrë vesh vdekjen e Fukurës?

Edhe pse pak kureshtar edhe më pak i fyer se hera e tjera, Eguti prapë ishte i emocionuar.

"Ndonjë nxënse", - iu përshkua nëpër mend.

Por ndryshe nga "nxënësja" e natës së tretë, kjo ishte një egërsirë e vërtetë. Pamja e saj e bëri Egutin ta harronte fare Fukurën. Në dy krevate bashkuar, ajo, flinte në atë më afër derës. Ishte kaq e nxehtë, sa edhe një natë dimri nuk e kishte akulluar dot. Me gjithë atë zjarr, ajo,

s'kishte nevojë për kuvertë elektrike. Shtrirë me kurriz dhe e zhveshur gjer në brez, ajo e kishte flakur tej kuvertën. Thithmat e mëdhenj e të errët, me një ngjyresë manushaqeje, sikurse gusha dhe gjoksi s'të mbushnin syrin, nën kuqëlimin e kadifenjtë. Këmbë e duar ajo, i ngjante një hieroglifi. Egutit i gudulisi hundët një kundërmim i lehtë djerse nënsqetullash.

- Po kjo qenka feja vetë. Nië vajzë që mund të rinojë, pa frikë, edhe një plak gjashtëdhjeteshtatë vjeçar, - mërmëriti Eguti.

Dyshonte në origjinën e saj japoneze. I kapi dorën me ca gishta e thonjtë e gjatë. Shtatlartë, tamam femër moderne. Po zërin dhe të folmen si do t'i kishte, vallë? Egutit i pëlqenin ca zëra grash, folëse emisionesh radiotelevizivc, të cilat zakonisht i dëgjonte i përqendruar dhe i shkëputur nga tërë zhurmat e tjera të jetës. Po në gjumë njeriut i tjetërsohet zëri. Mjaft gra e ndryshojnë zërin sipas rrethanave. Ndoshta kjo vajzë bënte përjashtim. Nga mënyra se si flinte, s'të besohej se mund të ishte shtinjake.

Sheshuar mbi krevat, Eguti preku duart e vajzës. Tërë njerëzit po kaq të fortë i kanë thonjtë? Apo vetëm vajzat e shëndetshme? Se edhe mishin e thonjve, e kishte të freskët. Në gushën e saj Eguti mëtoi një varëse të artë e të hollë, sa një fije peri. Mbi ballë, mu rrëzë flokëve, i vezullonin disa sumbulla djerse. Eguti i fshiu me një shami dore, të cilën s'mund ta merrte më në shtëpi, ndaj e mbështolli dhe e hodhi në një cep të dhomës.

- Oho, oho, na paska lyer edhe buzët, pale, - me vete Eguti. Një gjë krejt e zakontë, po s'di sepse iu duk qesharake. E këqyri me vëmendje.

- Mos ka operuar buzën e sipërme? Mori shaminë e flakur dhe, tërë kujdes, i fshiu të kuqin e buzëve. Asnjë mbresë plage nuk i shqoi.

Ballin, mu si mali i Fuxit e kishte çuditërisht të bukur. E mahnitën buzët e asaj vajze. Papritmas, kujtesa e shpuri dyzet vjet pas. Me duart mbi supet një vajze, i afrohet për të puthur. Ajo ktheu kryet në të djathtë, pastaj në të majtë.

- Jo, këtë nuk e bëj dot.

- Po ti e bëre.

- Jo, jo, nuk e bëj dot.

Eguti fshiu buzët e veta dhe i tregoi shaminë me njollat e kuqërremta pomade.

- Ja, shikoje.

Vajza ia rrëmbeu shaminë, e këqyri dhe e vuri në çantë.

- Nuk e bëj dot dhe pikë, uli sytë e përlotur.

Nuk u panë më. Ç'e bëri, vallë, shaminë e dorës? Në dreq vaftë shamia, po ajo, a është gjallë tani, pas dyzet e ca vjetësh?

- Mos, vallë, Eguti duhej të shihte magjinë e kësaj buze të epërme, e kësaj buze të shpërvjelë, që t'i kujtohej ajo vajzë e harruar që prej kohësh? Po t'ia rraste shaminë e dorës nën jastëk, kur të zgjohej të nesërmen, ajo, do ta shihte plot me mbresa të kuqi buzësh, të fshira dhe, sakaq, do të mendonte se ia kishin vjedhur të puthurën. Në këtë shtëpi qenë ndaluar të puthurat, ndërkohë që edhe plaku më i gërbunjur mund të puthte.Vajza bri tij asgjë nuk ndiente. Të ftohta e të pashijshme duhet të qenë buzët e një gjumasheje. Mbase nuk e teprojmë po të themi: njësoj si buzët e një të vdekure. Egutit nuk bënte më përshtypje mendimi se nuk ishte kaq i handakosur, sa klientët e tjerë të kësaj shtëpie.

Buza e vajzës s'po e linte të qetë, po e tundonte. "A gjen në botë asi buzësh?" Me gishtin e vogël të dorës, Eguti preku lehtazi buzën e

sipërme. Iu duk e fortë dhe e thatë. Vajza e bëri të njomë, duke e lëpirë me gjuhë. Eguti e hoqi gishtin.

- A do ta pranojë ajo që ta puthin në gjumë? - Plaku i lëmoi flokët, rrëzë veshit. Flokët e saj të dendur e të ashpër. - Njeriu mund të ftohet edhe kur është mirë me shëndet. I mbuloi me kuvertë duart e gushën dhe u shtri pranë saj. Vajza u kthye dhe pa asnjë sforcim i dha të shtymën plakut, i cili sa s'kërceu nga gëzimi.

- Qenka nxënëse e guximshme!

Me kurmin e saj si të mpirë, ai, mund të bënte ç'të donte, po tani Eguti nuk kishte as takatin e as qejfin.

- U plaka, u plaka, - bërtiti ai. Kjo vajzë e zeshka e bëri të mendojë se s'do të ishte e largët dita, kur s'do të bëhej më fare për burrë. Mbase do t'i ndizej epshi, po ta mujshonte.

Edhe pse ajo shtëpi ishte mërzitur, ai prapë vazhdonte ta vizitonte. Ndieu të eksitohej, gjaku zu t'i rrihte tëmthave. I hipi t'i vërsulej vajzës, të thyente rregullat, t'u çirrte maskën dëfrimeve të fshehta e të neveritshme të pleqve dhe t'i bënte naftën kësaj shtëpie. E ç'ishte nevoja të përdorte dhunën ndaj një vajze në gjumë? Atë kur të doje edhe mund të mbysje. Në një çast pati përshtypjen se u bitis thellësive të mosqenies. Edhe rropama e valëve iu duk tepër e largët. Era qe fashitur. Përfytyroi errësirën e fundit të detit, në një natë të zezë si kjo. U ngrit bërrylash dhe iu avit vajzës. Ajo po guIçonte. U mat ta puthte, po ndërroi mendje dhe sërish u lëshua mbi jastëk. Mbeti shtrirë, aty ku e lanë duart e vajzës gjizbuluar. Iu qas asaj tjetrës. Shpinëkëthyer, ajo, solli fytyrën ndaj plakut. Me një dorë mbi këmbët e tij, ajo ishte personifikim i ngashnjyeses.

"Një harmoni e pa rrëfyer", - murmuriti symbyllur Eguti dhe nisi t'i përthyente një e nga një gishtat e saj të hollë dhe aq të epshëm, sa

nuk i dhembnin, sido që t'i përdridhje. Mend ia mori në gojë ata gishta. Gjinjtë e saj të rrumbullt, të ndërkryer ishin aq të vegjël, sa mund të mbushnin një pëllëmbë dore. Edhe vithet gjithë seks i kishte. "Femra është një pafundësi", mendoi Eguti. Një bukuri e gjallë, që s'kishte asgjë të përbashkët me koketet e pikturave të lashta japoneze. Eguti i çiku shputat me majën e këmbës. Sa po e tërhiqnin ato shputat e saj! Mos vallë kjo zeshkane kishte qenë partnere e drejtor Fukurës asaj nate të gjëmshme? Mos vallë ndaj i kishin vënë dy vajza? Eguti ia preku sërish shputat dhe, sakaq njërën këmbë ajo e ngriti lart e më lart.

- Mësoma edhe mua magjinë e jetës, moj vajzë, mësoma.

I shkuan të dridhura. I këqyri gjinjtë dhe barkun, me një dëshirë të flaktë, për ta marrë e vënë mbi tatamin e ftohtë. I dëgjoi të rrahurat e zemrës, që iu dukën aq të ëmbla. Apo mos e gënjente veshi që kish filluar ta linte si edhe ca pjesë të tjera të trupit?

- Do të ftohesh, - ripërsëriti ai dhe e mbuloi me kuvertën elektrike. Ndoshta forca magjike e një femre nuk është edhe kaq e pamposhtur? Ç'do të ndodhte po sikur t'i shtrëngonte fytin? Fytin e saj delikat. Fshiu me shaminë e dorës faqen që mbështeti mbi gjoksin e. saj. Veshëve ende i jehonin të rrahurat e zemrës së saj. Të rrahurat e zemrës së tij iu dukën më të rregullta.

Eguti i ktheu shpinën zeshkanes. Një grimë herë ndenji pa lëvizur. Zgjati dorën dhe e përkëdheli. "Ndoshta do të jesh femra e fundit në jetën time", nëpërdhëmbi. Dhe, ndoshta, do më falësh".

"Mos u shqetëso. Dëgjo ulërimën dimërore të detit dhe përmbahu", i dha garjet vetes. Vajza flinte si të ishte nën narkozë. Ç'helm gjumëndjellës i kishin dhënë, vallë? Dhe përse? Që të fitonte ca para, - arsyetoi Eguti. Ai e dinte se femrat ndryshonin nga njëra-tjetra, po mos kjo vajzë, më shumë se shoqet e saj, po guxonte ta vreroste, ta

bënte fatkeq, me plagë të pashërueshme? Kurse trupat e femrës shëmbëllenin si dy pika uji për gjashtëdhjeteshtatë vjeçarin Eguti. Kjo vajzë s'po jepte një përgjigje, qoftë pozitive a negative. Nga një e vdekur ajo dallohej vetëm se merrte frymë dhe se dejeve i rridhte gjaku i valë. Po e zgjuar, si do të ishte vallë? E pandjeshme, e paturpshme dhe trime si tani? E trishtuar dhe e penduar? Pa e ditur se cili plak e kishte zhvirgjëruar. Përveç varrit askush s'duhej ta dinte se ai kishte shkelur normat e kësaj shtëpie. Mes zeshkanes dhe bardhoshes, Egutit po i merrej fryma, aq shumë po e shtrëngonin ato. Mori dhe këqyri hapet e bardha.

- Po sikur të mos i pi sonte? - mërmëriti. Qenë ca ilaçe, që të gozhdonin përnjëherësh në gjumë. Mendoi për një çast, se ndoshta jo tërë klientët e kësaj shtëpie i kryenin me përpikmëri porositë e gruas. Disa nuk i pinin fare hapet, kinse u vinte keq ta humbitnin kohën në gjumë. Iu duk e neveritshme kjo dredhi pleqërore. Nuk ishte i kësaj sëre ai. I gëlltiti të dy hapet. Dikur, gruaja i pati thënë se ilaçi i vajzave ishte i rrezikshëm për pleqtë. Mos vallë, me këtë ajo nënkuptonte vdekjen në kohën e gjumit? Eguti qe një i moshuar i rëndomtë që, kur e kur, e ndrydhte vetmia dhe pesimizmi pleqëror. Po a mund të gjente vend më të mirë për të vdekur se në këtë shtëpi? A nuk është dinjitoze, kur me vdekjen ngjall kureshtjen dhe përbuzjen e njerëzve? Të njohurit s'do ta besonin, të afërmit do të hidhëroheshin tej masës. Po të vdiste sonte mes dy vajzave, do t'i përmbushej, kësisoj, një dëshirë, ndoshta e mbramja dëshirë. Kufomën do t'ia shpinin në një hotel të dorës së tretë me lajmin se kishte vdekur nga nië ilaç gjumëndjellës. Asnjë pusullë s'do të linte. Shkaqet e vetëvrasjes do të ngeleshin të panjohura dhe njerëzit do të mendonin se nuk e kishte duruar dot zhgënjimin e pleqërisë. Sakaq, i ra në sy buzagazi i vajzës.

- Më plase me këtë fantazi të sëmurë. Mos e ndill të keqen, - Eguti nënqeshi hidhur.

Hapet po ndikonin.

- Do ta zgjoj gruan të më japë një ilaç, si të vajzave, - mërmëriti Eguti.

Zor se ajo mund t'ia plotësonte dëshirën. Le që edhe vetë e kishte bezdi të çohej. I përqafoi të dy vajzat. Njëra qafën e kishte të butë e të murrme, tjetra - të lëmuar. Egutit iu bë një gjyç në grykë. Vështroi perdet e allta dhe s'di ç'nëpërdhëmbi mbytyrazi. Me dorën mbi kraharorin e Egutit, zeshkania iu përgjigj me një ofshamë të lehtë. Mos kishte ndonjë dhimbje? Eguti kthye bardhoshes dhe e përfshiu për beli.

- A thua të jetë femra e fundit për mua? Dhe pse duhet të jetë e fundit? - Në përgjithësi ç'janë këto mendime qesharake? Atëherë më lejoni të pyes:

- Kush ka qenë e para?

Plaku vazhdoi i përgjumur dialogun me vetveten.

- Femra e parë për mua ka qenë ajo që më ka bërë kokën - nëna. Po a është e mundur që ime më të ketë qenë dhe femra ime e parë? Dhe bash tani, në vitin e gjashtëdhjeteshtatë të jetës Eguti po e mësonte këtë të vërtetë. Një e vërtetë që i vrulloi nga thellësitë e ndergjegjes. Poç'ishte kjo, vallë, një sakrilegj apo një përmallim? Eguti i kapsalliti disa herë sytë, siç bëjmë kur duam të zbojnë një ëndërr të lemerishme. Tek u përpoq të dëbonte shembëlltyrën e së ëmës, vuri pëllëmbët e duarve mbigjinjtë e dy vajzave. Njëra kishte të lëmuar e të thatë, tjetra të mekët. E ëma i pati vdekur në një natë dimri, kur ai ishte shtatëmbëdhjetë vjeç. At e bir i qëndruan te koka, me duart mbi duart e saj. Ca duar kockë e lëkurë, të një të vuajture e hequr një kohë të gjatë prej tuberkulozi. Gjer në dhimbje u shtrëngonte pëllëmbët ajo edhe të

shoqit edhe të birit. Ftohtësia e gishtave të saj i shkoi Egutit gjer te supet. Infermierja që i masazhonte këmbët, u ngrit e doli për të folur me mjekun në telefon.

- Jësio, Jësio… - thirri e ëma, me një zë të këputur. Eguti e nuhati të keqen dhe i përkëdheli së ëmës kraharorin që po i gulçonte. Në këtë e sipër, i shpërtheu gjaku nga goja dhe nga hundët. Frymëmarrja iu mek. Gjaku skuqi peshqirin dhe garzën mbi jastëk.

- Jësio, fshije me mëngën e këmishës tënde, - i foli i ati.

- Infermiere, sill një tas me ujë, një jastëk të pastër dhe një këmishë nate...

"Nuk diskutohet se e para femër ka qenë ime më" - bërtiti Eguti plak.

Jo më kot iu ndërmend edhe vdekja e saj në këto çaste.

- Ah, - Egutit iu bë se perdet e allta qenë spërkatur me gjak. Ndonëse qepi qepallat, thellë syve, nuk iu zhdukën stërpikat e kuqe. I turbulluar, për shkak të gjumëndjellësit, shuplakat e duarve i preheshin mbi gjinjtë vajzërorë.

Eguti nuk ishte më i zoti të gjykonte dhe të vlerësonte sjelljen e tij.

- Përse shi tani e shi në këtë vend, kuturisa ta pohoj se ime më ka qenë femra ime e parë? - shprehu habinë plaku, po mendimi mbi të ëmën nuk i kujtoi të dashurat që kishte patur. Po le ta themi haptazi, se e para femër, në kuptimin seksual, pat qenë e shoqja e askush tjetër. Ajo plakë me tri të bijat martuar, që në këtë natë dimri po flinte vetëm fill. A mbase nuk flinte fare. Në shtëpinë e tyre nuk dëgjohej zhurma e dallgëve, po ama acari të sëllonte e të ligështonte.

Plaku u rrek të zgjidhte enigmën se ç'përfaqësonin, vallë, ato dy gjinj vajzash, nën duart e tij? Gjinj, ku gjaku do të vazhdonte t'u

pulsonte gjaku edhe pas vdekjes së tij. I shtrëngoi me tërë forcën e tij ata gjinj. Tek pat ledhatuar të ëmën në grahmat e vdekjes, me siguri dora duhej t'i kishte vajtur edhe te gjoksi i saj i fishkur. Po, asohere, ai s'kishte haber nga kjo dynja. Pak gjëra i kujtoheshin tani, mes të tjerash edhe e zinte gjumi me doçkat në gjinjtë e mamit, atëbotë ende e re.

Më në fund, plakun e mundit gjumi. Për t'u rehatuar, i hoqi duart nga gjinjtë e vajzave. Iu kthye zeshkanes. Dihatja e saj e çrregullt i flladiti fytyrën. Gojën, ajo e kishte sa pak të hapur.

- Sa lezet i paska ky dhëmb i shtrembër - plaku e shënjoi, po nuk e ngau me dorë.

Mes dhëmbëve të mëdhenj, vetëm atë kishte të vogël. Hukama saj nuk e la t'ia puthte atë dhëmb. U soll në anën tjetër. Tani vajza i frymonte në qafë. Nuk gërhiste, por gulçonte me të vërshëllyer. Eguti rrudhi supet dhe e afroi fytyrën ndaj bardhoshes. Kjo u ngërdhesh e pakënaqur. Me kurmin e saj të ftohtë e të rrëshqitshëm, puq me Egutin, zeshkania e eksitoi disi plakun. Sakaq, ai, humbi në gjumë. S'po ndihej mirë midis dy vajzave.

Papritmas, pa një ëndërr të pakuptimtë. Tek po kthehej pas një shtegimi martesor, e gjeti shtëpinë të fundosur në një harlisje lulesh të kuqe, që lëkundeshin paprerë. Nuk u besoi syve: ishte apo nuk ishte shtepia e tij.

- O, kush na erdhi! Urdhëroni, urdhëroni! - e priti e ëma, tanimë, e vdekur.

- Ejani, pra, ejani! Përse nuk hyni. Mos i vjen rëndë sat shoqeje?

- Nënë, po ç'janë gjithë këto lule?

- Ç'janë tërë këto lule? - përsëdyti moskokëçarëse e ëma.

- Hyni brenda, hyni. - Thashë se mos u ngatërrova... Le që, a ngatërrohet kollaj shtëpia atërore... Ç'janë këto lule, nënë? Në sallonin e

pritjes gjetëm tryezën e shtruar me gjithë të mirat. Pas përshëndetjeve të rastit, e ëma e la çiftin e porsamartuar dhe shkoi ngrohte supën në kuzhinë prej nga vinte era e peshkut. Eguti doli në tarracë të sodiste lulet. E shoqja iu qas pranë.

- Ç'lule të bukura, - tha ajo.

Që të mos e trembë, Eguti nuk i tha se në shtëpinë e tyre s'kishte patur kurrë kaq shumë lule! Tek po vërente një lule të madhe, Eguti mëtoi një pikël të kuqe, që shkau e ra nga një petale. Aty u zgjua e klithi:

- A - a...

Eguti tundi kryet, ende i trullosur nga gjumëndjellësi. Solli fytyrën ndaj zeshkanes, e tëra akull e ftohtë. Plaku u drodh, i llahtarisur. I vuri dorën në zemër - nuk i rrihte. Doli nga shtrati gjunjëprerë dhe u përplas dyshemesë. Teptisi vrapthi në dhomën ngjitur. Shtypi butonin e ziles një copë herë gjatë. Shkallëve u dëgjuan hapa.

- Mos e mbyta me duart e mia? - plaku u shtri barkazi për të vëzhguar qafën dhe gushën e vajzës.

- Ç'ka bërë vaki? - pyeti gruaja, duke hyrë.

- Na ka vdekur një vajzë.

Eguti dridhej i tëri, si purteka.

- Ka vdekur? E pabesueshme, - dhe krejt e qetë gruaja shkoi dorën mbi sytë e mbyllur të vajzës.

- Keni të drejtë. Nuk i rreh pulsi. Gruaja u prish në fytyrë, shtyti Egutin, ra në gjunjë dhe u përkul mbi vajzën.

- Hm...

Ajo flaku tej kuvertën dhe përpiu me sy trupin e vajzës.

-Ç'i bëre?

- Asgjë.

- Vajza s'ka vdekur. Mos u shqetësoni...

Gruaja rrekej të fliste me nië ton të ftohtë e të shtruar.

- Jo, jo, ka vdekur! Thirreni mjekun, sa nuk është vonë. Gruaja heshti dhe vështroi Egutin.

- Çfarë i keni dhënë për të pirë? Mos është gjë alergjike?...

-Vetëm mos bëni zhurmë, ju lutem. Asnjë telash s'do të keni... Emri s'do t'u lakohet gjëkundi.

- Po ajo ka vdekur.

- Mendoj se jo. Sa është ora?

- Katër e ca.

Gruaja rnezi e ngriti zeshkanen e zbuluar.

- Po iu ndihmoj edhe unë.

- S'është nevoja. Poshtë kam një ndihmës. Mos u sëkëlldisni. Këputjani gjumit. Aty keni edhe një vajzë tjetër.

Eguti u lëndua. Po, aty ishte edhe bardhoshja.

- Si mund të më zërë gjumi? - Në tonin e Egutit spikati zemërimi dhe frika... Po iki në shtëpi.

- Mund të ngjallni dyshime po t'iu shohin në këtë orë.

- Po si mund të më zërë gjumi?

- Po iu sjell edhe një tabletë.

Gruaja doli, duke zvarritur tatëpjetë shkallëve kufomën e zeshkanes. Eguti u kallkanos i tëri ashtu siç ishte vetëm me një kimono të hollë. –

Urdhëroni, kini mirësinë të bëni gjumin e qengjit, gjer ndaj zbardhëllimit. Plaku hapi derën e dhomës fqinjë; në shtrat dergjej pisk e lakuriq vajza e bardhë, që shkëlqente bukurie. Eguti ia nguli sytë. U dëgjua uturima e nië makine, tek po largohej. "Mos po e shpinin edhe

atë në atë hotel të dyshimtë llixhe, ku degdisën edhe kufomën e plakut Fukara?...".

*Shpjegimi i fjalëve japoneze*

*Tatami* - *rrogoz kashte 1.5 metër 2 i madh. Me këta rrogoza shtrojnë dyshemenë, masë sipërfaqe.*
*Hibati* - *mangall për ngrohjen e dhomës*
*Fusuma* - *mur i hollë ndarës, në një shtëpi japoneze*
*Hejshë* - *balerinë, këngëtare dhe femër qejfi në Japoni*
*Takonoma* - *kamare në mur*
*Kimono* - *veshje kombëtare japoneze*
*Obi* - *brez zhukurimi, që vishet sipër kimonos*
*San* - *prapashtesë, që i shtohet emrit ose mbiemrit, për delikatesë*
*Jukata* - *kimono nate*